(24) Ju është bërë haram martesa me gratë që (në të njëjtën kohë) janë të martuara (me tjetërkënd), përveç nëse i keni robëresha nga xhihadi në Rrugë të Allahut (në këtë rast ju lejohet që të kontaktoni me to sepse t'u kenë kaluar të përmuajshmet. Këto (rregulla) Allahu jua ka bërë detyrim, por ju ka lejuar përveç këtyre gratë e tjera, duke kërkuar që me pasurinë tuaj të ruani veten dhe ato në hallall, larg imoralitetit. Prandaj, atyre me të cilat jeni të kënaqur që të martoheni, jepuani mehrin (prikën), të cilin Allahu e ka bërë detyrim për ju. Nuk është gjynah për ju nëse ndodh që me pëlqimin tuaj, sepse ta keni përcaktuar mehrin e domosdoshëm, të shtoni mbi të apo të toleroni lidhur me një pjesë së tij. Vërtet, që Allahu është i Gjithëditur për krijesat e Veta dhe Atij nuk i fshihet asgjë. Ai është i Urtë në drejtim dhe në vënien e ligjeve.



(25) Nëse dikush prej jush, o ju burra nuk ka mundësi, ngaqë nuk ka pasuri të mjaftueshme që të martohet me një grua të lirë, atëherë atij i lejohet që të martohet me robëresha të zotëruara nga dikush tjetër, nëse ju duken besimtare. Allahu i di më mirë të Vërtetën e besimit tuaj dhe fshehtësitë e jetës tuaj. Ju dhe ato (robëreshat) jeni njëlloj (jeni qenie humane dhe besoni të njëjtën fe), prandaj mos ngurroni që të martoheni me to! Megjithatë, martohuni me to duke u kërkuar leje padronëve të tyre dhe jepuni mehër pa ua pakësuar apo zvarritur. Kjo, nëse ato janë të ndershme (joimorale të hapura a me dashnorë, me të cilët bëjnë imoralitet në fshehtësi). Nëse ato, pasi martohen (me ju), bëjnë imoralitet, atëherë ndëshkimi i tyre duhet të jetë sa gjysma e dënimit për gratë e lira (joskllave), pra goditen pesëdhjetë herë me kamxhik dhe nuk goditen me gurë, ndryshe nga gratë e martuara të lira (jorobëresha) kur bëjnë imoralitet. Martesa me robëreshat besimtare dhe të ndershme është lehtësim për atë që ka frikë se mund të bjerë në imoralitet, kur nuk ka mundësi ekonomike që të martohet me një grua të lirë. Megjithatë, duhet ditur se durimi për të mos u martuar me një robëreshë është më parësor, për të shmangur lindjen e fëmijëve me status të kufizuar. Vërtet, Allahu ua fal gjynahet robve të Vet që pendohen. Ai është Mëshirues i tyre, sepse nga Mëshira e Vet e bëri të ligjshme për ta martesën me skllavet, në rast pamundësie për t'u martuar me një grua të lirë, kur ekziston frika e rënies në imoralitet.

(26) Nëpërmjet vënies së këtyre Ligjeve, Allahu i Lartësuar dëshiron që t'ua sqarojë rrugën që duhet të ndiqni në këtë jetë dhe gjithçka që është në dobinë tuaj, si në këtë botë ashtu edhe në Botën Tjetër. Ai dëshiron t'ju udhëzojë në rrugët e profetëve para jush, në lejimin e gjërave dhe ndalimin e tyre, në cilësitë e tyre fisnike dhe në sjelljet e tyre lavdërueshme, kështu, që ju mund t'i ndiqni ato. Ai dëshiron edhe që t'ju kthejë prej kundërshtimit të Tij tek sepse mi i Tij. Vërtet, Allahu është i Gjithëditur për gjithçka që është në dobi të robve të Vet, prandaj ua vë atyre këto ligje. Ai është i Urtë në vënien e ligjeve dhe në drejtimin e çështjeve të jetës së tyre.

## Nga ajetet mësojmë:

- Bëhet haram martesa me gra që janë të martuara -qofshin ato të lira apo robëresha, derisa ta kenë përfunduar afatin e përcaktuar pas ndarjes apo për çfarëdo arsye të tjera.
- Gruaja e përvetëson mehrin pas marrëdhënieve bashkëshortore me të. Lejohet që të zbritet diçka prej mehrit, nëse ajo e pëlqen diçka të tillë.
- Lejohet martesa me robëresha besimtare, kur nuk ekziston mundësia për t'u martuar me një grua të lirë, nëse burri ka frikë se mos bie në imoralitet.
- Fesë synon të sqarojë udhëzimin dhe humbjen, si edhe t'i orientojë njerëzit për tek rregullat që ua rregullojnë jetën dhe i kthejnë tek Allahu i Lartësuar.




27 Allahu dëshiron që ju të pendoheni dhe që t'ju falë gjynahet, ndërsa ata që shkojnë pas epsheve të tyre dëshirojnë që ju të largoheni prej Rrugës së Drejtë e të humbni përgjithmonë.

28 Allahu dëshiron që t'jua lehtësojë (jetën) nëpërmjet asaj që jua ka bërë të ligjshme, duke mos ju bërë përgjegjës për atë që ju nuk keni mundësi, sepse Ai është i Gjithëditur në lidhje me dobësitë e njeriut, si në krijimin e tij, ashtu edhe në moralin e tij.

29 O ju që e keni besuar Allahut dhe ndiqni të Dërguarin e Tij! Mos e përvetësoni pasurinë e tjetrit padrejtësisht -me dhunë, me vjedhje, me ryshfet e të tjera! Pasuria e fituar nëpërmjet tregtisë së bazuar në mirëkuptim mes palëve -kjo ju lejohet që ta konsumoni e ta administroni.
Mos e vrisni njëri-tjetrin, mos vrisni veten e as mos e shtyni veten drejt shkatërrimit! Vërtet, Allahu është i Mëshirshëm me ju, prandaj jua bëri haram derdhjen e gjakut të njëri-tjetrit, përvetësimin e pasurisë së njëri-tjetrit dhe marrjen e nderit të njëri-tjetrit.

30 Kush bën vepra të ndaluara, siç janë cenimi i pasurisë dhe i jetës së tjetrit, me vetëdije dhe jo gabimisht, ta dijë se Allahu ka për ta futur atë në Zjarrin madhështor të Ditës së Gjykimit. Aty do të vuajë nxehtësinë dhe torturat e Zjarrit. Kjo për Allahun është e lehtë, sepse Ai është i Plotfuqishëm.

31 Nëse ju o besimtarë largoheni prej gjynaheve të mëdha, siç janë shirku, shqetësimi i prindërve, vrasja e njeriut, kamata etj, Ne kemi për t'i anashkaluar gjynahet e vogla, që ju mund të bëni, duke ua mbuluar dhe fshirë ato dhe do t'ju fusim në një vend të nderuar pranë Allahut, që është Xheneti.

32 Mos i lakmoni, o besimtarë, privilegjet që Allahu u ka dhënë disave prej jush mbi të tjerët, sepse kjo ka për t'ju çuar në mllef dhe smirë. Prandaj grave nuk u takon që të lakmojnë veçoritë që Allahu u ka dhënë burrave, sepse secila palë do të shpërblehet sipas veçorive të veta. Prandaj kërkojini Allahut që t'jua shtojë mirësitë e Tij, sepse Ai di gjithçka dhe secilës palë i ka dhënë atë që i përshtatet.

33 Dhe për secilin prej jush kemi bërë trashëgimtarë, që e marrin atë pasuri që kanë lënë prindërit dhe të afërmit. Ndërsa atyre, me të cilët keni lidhur marrëveshje a keni premtuar, jepuni pjesën e tyre të trashëgimisë, sepse Allahu është Dëshmitar për çdo gjë, përfshirë këtu edhe premtimet dhe marrëveshjet tuaja.
E drejta për të trashëguar mbi bazën e një marrëveshjeje a premtimi ka qenë e lejuar në fillim të Islamit. Pastaj, kjo dispozitë është abroguar.

**Nga ajetet mësojmë:**

- Mëshira e Allahut ndaj robve të Vet është e gjerë. Ai -Lartësuar qoftë!- dëshiron pendimin dhe lehtësimin për ata. Ndërsa pasuesit e epsheve duan që t'i dërgojnë në humbje.
- Sheriati islam i mbron të drejtat e njerëzve. Kështu, ai ndalon të cenohet jeta e njeriut, pasuria e njeriut dhe nderi i njeriut, duke vendosur ndëshkimin më të ashpër për to.
- Largimi prej gjynaheve të mëdha është faktor për t'u futur në Xhenet dhe për t'u falur gjynahet e vogla.
- Të qenit i kënaqur me caktimin e Allahut dhe moslakmimi i asaj që kanë të tjerët, e shpëton njeriun prej smirës dhe mospajtimit me paracaktimin e Allahut të Lartësuar.

(34) Burrat duhet të kujdesen për gratë dhe t'ua plotësojnë nevojat që kanë, për arsye të veçorive që Allahu u ka dhuruar atyre kundrejt grave, si dhe për arsye të detyrimit që kanë ata për t'u siguruar jetesën. Gratë vepërmira janë të devotshme ndaj Zotit të tyre dhe të bindura ndaj bashkëshortëve të tyre, ruajnë veten vetëm për burrat e tyre, edhe kur ata janë larg tyre -mirësi nga Allahu mbi ta. Nëse i druheni sjelljes së tyre, e shprehur ajo me fjalë dhe me vepra, filloni o ju bashkëshortë t'i këshilloni me frikën që duhet të kenë ato prej Allahut. E, nëse nuk përmirësohen, atëherë largojini nga shtrati, duke u kthyer shpinën e duke mos kryer me to marrëdhënie intime. E, nëse edhe pas kësaj nuk përmirësohen, atëherë rrihini pa i lënduar! Nëse ato binden, atëherë nuk ju lejohet të tregoni armiqësi ndaj tyre, duke i qortuar a i dëmtuar. Allahu është i Lartë mbi gjithçka dhe i Madh në Qenien dhe Cilësitë e Tij. Prandaj frikësojuni Atij!

(35) Nëse ju o kujdestarët e çiftit keni frikë se mospajtimet mes tyre do të arrijnë deri në konflikt dhe ndarje, atëherë dërgoni një person të drejtë prej familjes së bashkëshortit dhe një person të drejtë prej familjes së bashkëshortes që të gjykojnë për atë që është më e dobishme -për ndarje ose për pajtimin mes tyre. Pajtimi është më i lavdërueshëm dhe më parësor. Dhe nëse këtë e dëshirojnë të dy gjykuesit dhe ndjekin metodat më të mira për të arritur tek ai (pajtimi), atëherë Allahu ka për të sjellë mirëkuptim mes dy bashkëshortëve e ka për ta larguar mospajtimin që ekziston mes tyre. Allahut nuk i fshihet asgjë prej robve të Vet dhe Ai e Di deri në imtësi atë që ata fshehin në zemrat e tyre.



(36) Adhuroni vetëm Allahun, duke iu përkushtuar vetëm Atij dhe mos adhuroni krahas Tij asnjë e asgjë tjetër! Silluni mirë me prindërit, duke i nderuar ata dhe duke iu bindur atyre! Trajtojini mirë të afërmit, jetimët e skamnorët, fqinjët e afërm nga gjaku dhe fqinjët pa lidhje gjaku, shoqërinë e ngushtë dhe udhëtarët e panjohur të bllokuar rrugëve, si dhe ata që i keni nën përgjegjësi! Allahu nuk i do ata, të cilëve u pëlqen vetja, i nënçmojnë robërit e Tij dhe mburren para tjerëve.

(37) Allahu nuk i do ata që nuk e japin atë pjesë nga pasuria që e kanë për detyrim, të cilën Ai ua ka bërë rrizk dhe urdhërojnë të tjerët- me fjalë dhe vepra- të bëjnë të njëjtën gjë. Të tillët i fshehin ato mirësi të cilat Allahu ua ka dhuruar me bujarinë e Vet, si rrizk, dije etj. Ata nuk ua tregojnë njerëzve të Vërtetën; përkundrazi, ata e fshehin atë, duke e treguar të pavërtetën. Këto sjellje janë sjellje kufri dhe Ne kemi përgatitur për jobesimtarët një dënim poshtërues.

**Nga ajetet mësojmë:**

- Pranohet autoriteti i burrave mbi gratë, për shkak të përgjegjësisë dhe detyrave që ata kanë përpara Allahut për kujdesin për to dhe plotësimin e nevojave të tyre, ndër to edhe shpenzimi për to. Duhet kujdes që të mos tejkalohet masa dhe të mos i bëhet padrejtësi gruas kur qortohet. Fillimisht burri duhet t'i kujtojë gruas fuqinë dhe mbikëqyrjen e Allahut.
- Të kihet kujdes prej sjelljeve të ulëta, si: mendjemadhësia, krekosja, koprracia, fshehja dhe mossqarimi i të Vërtetës për njerëzit.



38 Dënimin e kemi përgatitur edhe për ata që japin nga pasuria e tyre vetëm që të duken para njerëzve, që ata t'i lavdërojnë e që vetë nuk besojnë as në Allahun dhe as në Ditën e Gjykimit. Për të tillë e kemi përgatitur këtë dënim poshtërues. Ata nuk i devijoi tjetër, përveçse pasimi i shejtanit. Kush bëhet mik i shejtanit, ka gjetur mikun më të keq.
39 Çfarë dëmi do të kishin ata, nëse do të besonin bindshëm në Allahun dhe në Ditën e Gjykimit e të shpenzonin begatitë që u jep Zoti i tyre ashtu siç dëshiron Ai? Përkundrazi, këtu qëndron e gjithë mirësia. Allahu i njeh mirë ata e Atij nuk i fshihet asgjë prej gjendjes së tyre dhe do ta shpërblejë çdonjërin për punën që ka bërë.
40 Allahu i Lartësuar është i Drejtë dhe nuk u bën padrejtësi robve të Vet në asnjë gjë. Ai nuk ua pakëson mirësitë që bëjnë, qoftë edhe një grimcë dhe as nuk ua shton mbi këqijat që kanë bërë asgjë. Nëse pesha e së mirës është sa ajo e një grimce, Ai ka për ta shumëfishuar shpërblimin për të, me Bujarinë e Vet dhe bashkë me shumëfishimin dhuron nga ana e Vet shpërblime madhështore.
41 E si do t'u vejë halli atyre Ditën e Gjykimit, kur të sjellim profetin e çdo ymeti (populli), që të dëshmojë kundër tyre për atë që kanë bërë dhe kur të të sjellim edhe ty o i Dërguar dëshmitar për ymetin (popullin) tënd?!
42 Në atë Ditë të madhe, ata që nuk kanë besuar në Allahun dhe kanë kundërshtuar të Dërguarin e Tij, do të dëshironin që të kishin qenë dhé, i bërë rrafsh me tokën. Ata nuk mund të fshehin prej Allahut asgjë prej asaj që kanë bërë, sepse Allahu ka për t'ua mbyllur gojët e nuk do të flasin dot dhe do t'u japë leje gjymtyrëve të tyre që të dëshmojnë kundër vetes për atë që ata kanë bërë.
43 O ju që keni besuar Allahun dhe e ndiqni të Dërguarin e Tij! Mos iu afroni namazit kur jeni në gjendje të dehur, derisa të kthjelloheni pas dehjes suaj dhe të kuptoni çfarë thoni (ky ajet është para se të zbriste urdhri që e bënte haram krejtësisht pirjen e alkoolit) dhe mos u falni kur jeni xhunubë (pasi keni fjetur me bashkëshorten) e mos hyni as në xhami kur ju jeni në këtë gjendje, përveç nëse jeni kalimtarë dhe nuk qëndroni brenda tyre, derisa të laheni tërësisht! Nëse keni një sëmundje që u pengon ta përdorni ujin, jeni udhëtarë, keni defekuar (keni kryer nevojën), apo keni kryer marrëdhënie intime me bashkëshorten, dhe nuk gjeni dot ujë (të mjaftueshëm), atëherë prekni dhéun e pastër me pëllëmbë e pastaj me to fshini fytyrën dhe duart tuaja! Allahu është Falës i mangësive tuaja dhe i gjynaheve tuaja.
44 A nuk e ke ditur, o i Dërguar ndodhinë e judenjve, të cilëve Allahu u pati dhuruar pjesë nga dija që përmbante Teurati, por ata e zëvendësuan udhëzimin me humbjen? Ata janë këmbëngulës në devijimin tuaj, o ju besimtarë prej Rrugës së Drejtë, me të cilën erdhi i Dërguari dhe duan që të ndiqni rrugën e tyre të shtrembër.

**Nga ajetet mësojmë:**

- Prej Drejtësisë Absolute dhe Mëshirës së Plotë të Allahut është se Ai nuk u bën asnjë padrejtësi robve të Vet, sado pak qoftë; përkundrazi, ju dhuron atyre shumëfish për mirësitë e tyre.
- Për arsye të tmerrit të madh në Ditën e Gjykimit, jobesimtari do të dëshirojë që të kishte qenë pluhur dheu.
- Xhunubllëku (gjendja pas aktit intim) e pengon njeriun që të falë namazin dhe të qëndrojë në xhami, por nuk ka ndonjë problem nëse ai, thjesht kalon nëpër xhami, e nuk qëndron në të.
- Allahu i ka lehtësuar robtë e Vet, duke u lejuar tejemumin (pastrimin me dhé), kur mungon uji apo kur nuk ekziston mundësia që ai të përdoret.

وَٱللَّهُ أَعۡلَمُ بِأَعۡدَآئِكُمۡۚ وَكَفَىٰ بِٱللَّهِ وَلِيّٗا وَكَفَىٰ بِٱللَّهِ نَصِيرٗا ٤٥
مِّنَ ٱلَّذِينَ هَادُواْ يُحَرِّفُونَ ٱلۡكَلِمَ عَن مَّوَاضِعِهِۦ وَيَقُولُونَ
سَمِعۡنَا وَعَصَيۡنَا وَٱسۡمَعۡ غَيۡرَ مُسۡمَعٖ وَرَٰعِنَا لَيَّۢا بِأَلۡسِنَتِهِمۡ
وَطَعۡنٗا فِي ٱلدِّينِۚ وَلَوۡ أَنَّهُمۡ قَالُواْ سَمِعۡنَا وَأَطَعۡنَا وَٱسۡمَعۡ وَٱنظُرۡنَا
لَكَانَ خَيۡرٗا لَّهُمۡ وَأَقۡوَمَ وَلَٰكِن لَّعَنَهُمُ ٱللَّهُ بِكُفۡرِهِمۡ فَلَا يُؤۡمِنُونَ
إِلَّا قَلِيلٗا ٤٦ يَٰٓأَيُّهَا ٱلَّذِينَ أُوتُواْ ٱلۡكِتَٰبَ ءَامِنُواْ بِمَا نَزَّلۡنَا
مُصَدِّقٗا لِّمَا مَعَكُم مِّن قَبۡلِ أَن نَّطۡمِسَ وُجُوهٗا فَنَرُدَّهَا
عَلَىٰٓ أَدۡبَارِهَآ أَوۡ نَلۡعَنَهُمۡ كَمَا لَعَنَّآ أَصۡحَٰبَ ٱلسَّبۡتِۚ وَكَانَ أَمۡرُ
ٱللَّهِ مَفۡعُولًا ٤٧ إِنَّ ٱللَّهَ لَا يَغۡفِرُ أَن يُشۡرَكَ بِهِۦ وَيَغۡفِرُ مَا دُونَ
ذَٰلِكَ لِمَن يَشَآءُۚ وَمَن يُشۡرِكۡ بِٱللَّهِ فَقَدِ ٱفۡتَرَىٰٓ إِثۡمًا عَظِيمًا
٤٨ أَلَمۡ تَرَ إِلَى ٱلَّذِينَ يُزَكُّونَ أَنفُسَهُمۚ بَلِ ٱللَّهُ يُزَكِّي مَن يَشَآءُ
وَلَا يُظۡلَمُونَ فَتِيلًا ٤٩ ٱنظُرۡ كَيۡفَ يَفۡتَرُونَ عَلَى ٱللَّهِ ٱلۡكَذِبَۖ
وَكَفَىٰ بِهِۦٓ إِثۡمٗا مُّبِينًا ٥٠ أَلَمۡ تَرَ إِلَى ٱلَّذِينَ أُوتُواْ نَصِيبٗا
مِّنَ ٱلۡكِتَٰبِ يُؤۡمِنُونَ بِٱلۡجِبۡتِ وَٱلطَّٰغُوتِ وَيَقُولُونَ
لِلَّذِينَ كَفَرُواْ هَٰٓؤُلَآءِ أَهۡدَىٰ مِنَ ٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ سَبِيلًا ٥١



45 Por Allahu i Lartmadhëruar është më i Ditur sesa ju për armiqtë tuaj, o ju besimtarë. Prandaj edhe ju tregon për ta dhe ju sqaron armiqësinë e tyre. Mjafton që Allahu të jetë Kujdestari juaj, që t'ju mbrojë prej së keqes së tyre dhe mjafton që Allahu të jetë Ndihmëtari juaj, që t'jua shmangë kurthet dhe shqetësimet që ju vijnë prej tyre.

46 Prej atyre, që i thonë vetes hebrenj, ka të tillë që e shtrembërojnë Fjalën e Allahut, duke e nxjerrë atë prej kontekstit dhe e interpretojnë atë ndryshe nga kuptimi, për të cilin Allahu e ka zbritur. Ata i thonë të Dërguarit ﷺ, kur ai u jep ndonjë urdhër: E dëgjuam fjalën tënde, por e kundërshtojmë urdhrin tënd!" Dhe me përqeshje thonë: "Na dëgjo kur flasim, mos dëgjofsh!". Dhe me thënien e tyre "Raina" hiqeshin sikur dëshironin kuptimin "Na e kushto vëmendjen tënde!", por në fakt, dëshironin kuptimin "O i marri ynë!". Ata e shtrembëronin qëllimisht me gjuhët e tyre, duke dëshiruar kështu të mallkonin Profetin ﷺ dhe të fyenin fenë.
Sikur ata të thoshin "Ne e dëgjuam fjalën tënde dhe i bindemi urdhrit tënd" në vend të: "Dëgjuam fjalën tënde, por e kundërshtojmë urdhrin tënd!" apo sikur të thoshin "Dëgjo" në vend të: "Dëgjo, mos dëgjofsh!", apo sikur të thoshin "Undhurna - Na shiko, që të kuptojmë atë që po thua!" në vend të "Raina",do të kishte qenë më e dobishme për ta, sesa ajo që ata thanë në fillim dhe më e matur se ajo, për shkak se do të ishte sjellje e mirë me Profetin ﷺ. Por ata i mallkoi Allahu, duke i përjashtuar prej Mëshirës së Vet, për shkak të mosbesimit të tyre, prandaj edhe nuk besojnë në atë mënyrë që do tu bënte dobi.

47 O ju që u është dhënë Libri i mëparshëm -hebrenj dhe të krishterë! Besojini asaj që i kemi zbritur Muhamedit ﷺ, e cila erdhi si vërtetuese e Shpalljeve që keni ju -Teuratit dhe Ungjillit, para se t'jua fshijmë shqisat në fytyrat tuaja dhe t'ua kthejmë ato nga ana tjetër, apo t'u përjashtojmë ata prej Mëshirës së Allahut, ashtu siç i patëm përjashtuar ata të çështjes së Sabatit (kufizimet e ditës së shtunë), të cilët e shkelën duke peshkuar atë ditë, kur e kishin të ndaluar dhe prandaj Allahu i shndërroi në majmunë! E, dijeni se vendimi i Allahut është një çështje e kryer.

48 Në të vërtetë Allahu nuk fal që në vend të Tij të adhurohet dikush tjetër prej krijesave të Tij. Gjynahet e tjera, që janë më të vogla se shirku dhe kufri (mohimi), Ai ia fal kujt të dëshirojë, me Bujarinë e Vet, ose ndëshkon për to kë të dëshirojë -sipas gjynaheve të bëra prej tyre, me Drejtësinë e Tij. Kushdo që i bën shirk Allahut, duke adhuruar dikë tjetër a diçka tjetër bashkë me Të, vërtetë bërë një gjynah aq të madh, sa nuk ka për t'iu falur askujt që vdes me të.

49 A nuk e vëren, o i Dërguar, çështjen e atyre, që lëvdohen duke thënë se ata dhe punët e tyre janë të pastra?! Përkundrazi, vetëm Allahu është Ai që mund ta lëvdojë dhe pastrojë kë të Dëshirojë prej robve të Vet, pasi vetëm Ai është i Gjithëditur për të fshehtat e zemrave. Ai nuk do t'u pakësojë asgjë prej shpërblimit të punëve të tyre, qoftë ajo (vepër e mirë) edhe sa fija e hollë e farës së hurmës arabe.

50 Shiko, o i Dërguar se si i shpikin gënjeshtrat për Allahun, duke lëvduar vetet e tyre! Mjafton kjo si një gjynah i qartë për humbjen e tyre.

51 A nuk e di ti, o i Dërguar dhe a po habitesh për gjendjen e hebrenjve, të cilëve Allahu u pati dhuruar një pjesë prej dijes se si ata besojnë në idhuj, që i kanë marrë në vend të Allahut dhe që thonë në mbështetje të idhujtarëve: "Ata (idhujtarët)janë më të udhëzuar sesa shoqëruesit e Muhamedit ﷺ!"

**Nga ajetet mësojmë:**

- Allahu i mjafton besimtarit dhe ndihma e Tij për të e bën atë që të mos ketë nevojë për asnjë tjetër, përveç Tij.
- Sqarohen krimet e hebrenjve, si shtrembërimi i Fjalës së Allahut, sjellja e keqe e tyre me të Dërguarin e Tij ﷺ, si dhe kërkesa e tyre që të mos gjykohen me ligje të fesë së Tij, - qoftë i Lartësuar!
- Sqarohet rrezikshmëria e shirkut dhe e kufrit. Shirku dhe kufri nuk i falen atij që i bën dhe vdes me to (pa u penduar). Ndërsa gjynahet, që më të vogla se këto, janë nën dëshirën e Allahut të Lartësuar.




أُوْلَٰٓئِكَ ٱلَّذِينَ لَعَنَهُمُ ٱللَّهُۖ وَمَن يَلۡعَنِ ٱللَّهُ فَلَن تَجِدَ لَهُۥ نَصِيرًا ٥٢
أَمۡ لَهُمۡ نَصِيبٞ مِّنَ ٱلۡمُلۡكِ فَإِذٗا لَّا يُؤۡتُونَ ٱلنَّاسَ نَقِيرًا ٥٣ أَمۡ
يَحۡسُدُونَ ٱلنَّاسَ عَلَىٰ مَآ ءَاتَىٰهُمُ ٱللَّهُ مِن فَضۡلِهِۦۖ فَقَدۡ ءَاتَيۡنَآ
ءَالَ إِبۡرَٰهِيمَ ٱلۡكِتَٰبَ وَٱلۡحِكۡمَةَ وَءَاتَيۡنَٰهُم مُّلۡكًا عَظِيمٗا ٥٤
فَمِنۡهُم مَّنۡ ءَامَنَ بِهِۦ وَمِنۡهُم مَّن صَدَّ عَنۡهُۚ وَكَفَىٰ بِجَهَنَّمَ سَعِيرًا ٥٥
إِنَّ ٱلَّذِينَ كَفَرُواْ بِـَٔايَٰتِنَا سَوۡفَ نُصۡلِيهِمۡ نَارٗا كُلَّمَا نَضِجَتۡ
جُلُودُهُم بَدَّلۡنَٰهُمۡ جُلُودًا غَيۡرَهَا لِيَذُوقُواْ ٱلۡعَذَابَۗ إِنَّ ٱللَّهَ كَانَ
عَزِيزًا حَكِيمٗا ٥٦ وَٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ وَعَمِلُواْ ٱلصَّٰلِحَٰتِ سَنُدۡخِلُهُمۡ
جَنَّٰتٖ تَجۡرِي مِن تَحۡتِهَا ٱلۡأَنۡهَٰرُ خَٰلِدِينَ فِيهَآ أَبَدٗاۖ لَّهُمۡ فِيهَآ
أَزۡوَٰجٞ مُّطَهَّرَةٞۖ وَنُدۡخِلُهُمۡ ظِلّٗا ظَلِيلًا ٥٧ ۞ إِنَّ ٱللَّهَ يَأۡمُرُكُمۡ
أَن تُؤَدُّواْ ٱلۡأَمَٰنَٰتِ إِلَىٰٓ أَهۡلِهَا وَإِذَا حَكَمۡتُم بَيۡنَ ٱلنَّاسِ أَن
تَحۡكُمُواْ بِٱلۡعَدۡلِۚ إِنَّ ٱللَّهَ نِعِمَّا يَعِظُكُم بِهِۦٓۗ إِنَّ ٱللَّهَ كَانَ سَمِيعَۢا
بَصِيرٗا ٥٨ يَٰٓأَيُّهَا ٱلَّذِينَ ءَامَنُوٓاْ أَطِيعُواْ ٱللَّهَ وَأَطِيعُواْ ٱلرَّسُولَ وَأُوْلِي
ٱلۡأَمۡرِ مِنكُمۡۖ فَإِن تَنَٰزَعۡتُمۡ فِي شَيۡءٖ فَرُدُّوهُ إِلَى ٱللَّهِ وَٱلرَّسُولِ إِن كُنتُمۡ
تُؤۡمِنُونَ بِٱللَّهِ وَٱلۡيَوۡمِ ٱلۡأٓخِرِۚ ذَٰلِكَ خَيۡرٞ وَأَحۡسَنُ تَأۡوِيلًا ٥٩



(52) Ata që kanë këtë besim të gabuar, pikërisht ata janë që Allahu i ka përjashtuar prej Mëshirës së Vet. Nëse dikë e përjashton Allahu nga Mëshira e Vet, nuk ke për t'i gjetur dot asnjë ndihmëtar, që të kujdeset për të.

(53) Ata nuk kanë asgjë në dorë sa i përket pushtetit (të Allahut), pasi, nëse ata do të kishin diçka në dorë, nuk do t'i kishin dhënë prej tij askujt asgjë, qoftë edhe sa pika në sipërfaqen e farës së hurmës arabe.

(54) Ata kanë smirë ndaj Muhamedit ﷺ dhe shokëve të tij vetëm për shkak të asaj që Allahu u ka dhuruar, domethënë -prej profetësisë, besimit dhe autoritetit në Tokë. Përse t'i kenë smirë kur më parë Ne u dhuruam pasardhësve të Ibrahimit Librin, si dhe atë që Ne ua patëm shpallur atyre, përveç Librit, madje u dhamë edhe pushtet të madh ndaj njerëzve.

(55) Prej ithtarëve të Librit, ka të tillë që e besojnë atë që Allahu u zbriti Ibrahimit ﵇ dhe profetëve prej pasardhësve të tij, siç ka edhe të tillë që hoqën dorë nga besimi në Allahun. Ky është edhe qëndrimi i tyre në lidhje me atë që iu zbrit Profetit Muhamed ﷺ, por Zjarri është dënim i mjaftueshëm për atë që mohon.

(56) Vërtet, ata që i mohojnë Argumentet Tona, Ditën e Gjykimit kemi për t'i futur në Zjarrin që do t'i rrethojë. Sa herë që atyre do t'u digjen lëkurët, Ne do t'ua zëvendësojmë me lëkurë të tjera, në mënyrë që t'u vazhdojë dënimi (dhembja). Allahu është i Plotfuqishëm e Atë nuk e mposht asgjë. Ai është i Urti në atë që drejton dhe në atë që Ai bën.

(57) Ndërsa ata që besojnë Allahun dhe ndjekin të Dërguarin e Tij, që bëjnë vepra devotshmërie, Ditën e Gjykimit kemi për t'i futur në Xhenete, nën pallatet e të cilave rrjedhin lumenj dhe aty do të qëndrojnë përgjithmonë. Në këto Xhenete, do të kenë bashkëshorte të pastra nga çdo papastërti. Ne do t'i fusim nën një hije të madhe freskuese.

(58) Allahu ju urdhëron që ta çoni në vend çdo gjë që ju është lënë në mirëbesim, duke ua kthyer atë të zotëve të tyre, Ju urdhëron që, kur të gjykoni mes njerëzve, të tregoheni të drejtë e të mos shtrembëroni gjë e të mos devijoni në gjykim! Sa e mirë është kjo me të cilën po ju kujton dhe po ju udhëzon Ai në çdo gjendje (të jetës) suaj! Allahu është Dëgjues i thënieve tuaja dhe Vështrues i veprave tuaja.

(59) O ju që keni besuar Allahun dhe e ndiqni të Dërguarin e Tij! Ndiqeni Allahun dhe ndiqeni të Dërguarin e Tij, duke i kryer ato që i ka urdhëruar dhe duke u larguar prej asaj që ka ndaluar! Dhe ndiqini përgjegjësit e çështjeve tuaja për aq kohë sa nuk ju urdhërojnë për gjynah e nëse nuk pajtoheni për diçka, atëherë kërkojeni gjykimin në lidhje me konfliktin tuaj te Libri i Allahut dhe te Syneti i Profetit të Tij ﷺ, nëse, vërtet besoni në Allahun dhe në Ditën e Gjykimit! Ky kthim -te Kur'ani dhe të Syneti profetik -është më i mirë se vazhdimësia në mospajtime dhe bazimi në opinione dhe për ju është përfundim më i mirë.

**Nga ajetet mësojmë:**

- Një prej shkaqeve më të mëdha që i ka çuar në kufër ithtarët e Librit të mëparshëm, ka qenë smira që ata kishin ndaj myslimanë ve për mirësitë që Allahu u dha atyre nëpërmjet Shpalljes dhe autoritetit në Tokë.
- Urdhërohet të pajisemi me virtyte, si mbajtja e amanetit dhe gjykimi me drejtësi.
- Bindja ndaj udhëheqësve është e detyrueshme për aq kohë sa nuk urdhërojnë për gjynahe. Por më e rëndësishmja është të kthehemi te gjykimi i Allahut dhe i të Dërguarit të Tij ﷺ në rast konfliktesh, duke përmbushur kështu kuptimin e imanit.



سُورَةُ النِّسَاءِ ٨٨ الجُزْءُ الخَامِسُ

أَلَمْ تَرَ إِلَى ٱلَّذِينَ يَزْعُمُونَ أَنَّهُمْ ءَامَنُوا۟ بِمَآ أُنزِلَ إِلَيْكَ
وَمَآ أُنزِلَ مِن قَبْلِكَ يُرِيدُونَ أَن يَتَحَاكَمُوٓا۟ إِلَى ٱلطَّٰغُوتِ
وَقَدْ أُمِرُوٓا۟ أَن يَكْفُرُوا۟ بِهِۦ وَيُرِيدُ ٱلشَّيْطَٰنُ أَن يُضِلَّهُمْ
ضَلَٰلًۢا بَعِيدًا ٦٠ وَإِذَا قِيلَ لَهُمْ تَعَالَوْا۟ إِلَىٰ مَآ أَنزَلَ
ٱللَّهُ وَإِلَى ٱلرَّسُولِ رَأَيْتَ ٱلْمُنَٰفِقِينَ يَصُدُّونَ عَنكَ
صُدُودًا ٦١ فَكَيْفَ إِذَآ أَصَٰبَتْهُم مُّصِيبَةٌۢ بِمَا
قَدَّمَتْ أَيْدِيهِمْ ثُمَّ جَآءُوكَ يَحْلِفُونَ بِٱللَّهِ إِنْ أَرَدْنَآ إِلَّآ
إِحْسَٰنًا وَتَوْفِيقًا ٦٢ أُو۟لَٰٓئِكَ ٱلَّذِينَ يَعْلَمُ ٱللَّهُ مَا
فِى قُلُوبِهِمْ فَأَعْرِضْ عَنْهُمْ وَعِظْهُمْ وَقُل لَّهُمْ فِىٓ
أَنفُسِهِمْ قَوْلًۢا بَلِيغًا ٦٣ وَمَآ أَرْسَلْنَا مِن رَّسُولٍ إِلَّا
لِيُطَاعَ بِإِذْنِ ٱللَّهِ ۚ وَلَوْ أَنَّهُمْ إِذ ظَّلَمُوٓا۟ أَنفُسَهُمْ
جَآءُوكَ فَٱسْتَغْفَرُوا۟ ٱللَّهَ وَٱسْتَغْفَرَ لَهُمُ ٱلرَّسُولُ
لَوَجَدُوا۟ ٱللَّهَ تَوَّابًا رَّحِيمًا ٦٤ فَلَا وَرَبِّكَ لَا يُؤْمِنُونَ
حَتَّىٰ يُحَكِّمُوكَ فِيمَا شَجَرَ بَيْنَهُمْ ثُمَّ لَا يَجِدُوا۟ فِىٓ
أَنفُسِهِمْ حَرَجًا مِّمَّا قَضَيْتَ وَيُسَلِّمُوا۟ تَسْلِيمًا ٦٥

EN-NISA 88 JUZ 5

60 A nuk e ke parë, o i Dërguar kontradiktën që ekziston te hebrenjtë, të cilët pretendojnë se ata i besojnë asaj (Shpalljeje), që të është shpallur ty, si edhe asaj që u është shpallur edhe të Dërguarve përpara teje, mirëpo dëshirojnë që në konfliktet që kanë mes tyre të gjykohen jo me Sheriatin e vendosur prej Allahut, por të vendosur nga njerëzit, ndërkohë që ata kanë qenë urdhëruar që ta mohonin atë (gjykimin jo me Sheriat). Por shejtani dëshiron që t'i largojë ata keqas prej së Vërtetës, që të mos udhëzohen kurrë.
61 Kur dyfytyrakëve të tillë u thuhet "Ejani tek ai gjykim që ka zbritur Allahu në Librin e Vet dhe tek i Dërguari, që të gjykojë për konfliktet tuaja", shikon, o i Dërguar se ata largohen prej teje tërësisht, për t'u gjykuar nga tjetërkush.
62 Si do t'u vejë halli dyfytyrakëve, kur t'u ndodhin të këqijat për shkak të gjynaheve që ata kanë bërë?! Pas kësaj, ata të vijnë ty, o i Dërguar, duke të kërkuar ndjesë e duke u betuar në Allahun: "Me kërkimin tonë të gjykimit nga tjetërkush, ne donim veçse të mirën dhe përmirësimin e atyre në konflikt!" Ata gënjejnë, sepse e mira arrihet vetëm nëse gjykohet me Ligjin e Allahut.
63 Të tillëve Allahu ua di gjithçka, që fshehin në zemra, domethënë, dyfytyrësinë dhe qëllimet e ulëta. Prandaj lëri, o i Dërguar dhe largohu prej tyre! Sqaroju atyre gjykimin e Allahut, duke i nxitur dhe duke i paralajmëruar, dhe thuaju atyre fjalë bindëse dhe ndikuese, që të kenë efekt të fortë në ndërgjegjen e tyre!
64 Ne kemi çuar çdo të dërguar, vetëm që të ndiqet, me lejen e Allahut dhe me caktimin e Tij. Sikur ata (dyfytyrakët), sepse i bënë padrejtësi vetes së tyre me gjynahe, të të vinin ty, o i Dërguar, sa je gjallë, duke pranuar atë që kanë bërë, duke qenë të penduar, pasi i kanë kërkuar falje Allahut e sepse ti ke kërkuar falje për ta, do ta kishin gjetur Allahun Gjynahfalës dhe Mëshirues ndaj tyre.
65 Prandaj çështja nuk është ashtu, siç pretendojnë të tillë dyfytyrakët. Allahu betohet në Veten e Vet -qoftë i Lartësuar e i Lartmadhëruar!- se këta nuk do të jenë, vërtet të sinqertë, derisa të kërkojnë që të gjykohen tek i Dërguari - sa ishte ai gjallë - dhe te Sheriati - pas vdekjes së Profetit - për çdo gjë që ndodh mes tyre, domethënë për mosmarrëveshjet e madje, pas kësaj të ndihen të kënaqur me gjykimin e të Dërguarit, pa pasur në gjoksin e tyre asnjë ngushtim prej tij (gjykimit) e as dyshim për të dhe të dorëzohen vullnetarisht dhe plotësisht, së jashtmi dhe së brendshmi.

**Nga ajetet mësojmë:**

- Kërkimi i gjykimit të dikujt tjetër e jo me Sheriatin e Allahut, bie ndesh me besimin në Allahun e Lartësuar. Nuk ka besim të plotë, derisa të kërkohet që të gjykohet me Sheriatin, me zemër të kënaqur, me dorëzim të jashtëm dhe të brendshëm ndaj vendimit që merr Sheriati ndaj tij.
- Prej cilësive më të spikatura të dyfytyrakëve është se nuk janë të kënaqur me Ligjin e Allahut dhe i japin përparësi gjykimit të tagutëve (zotave të rremë), në vend të gjykimit të Allahut të Lartësuar.
- Besimtarët urdhërohen të largohen nga injorantët dhe të humburit, duke mos lënë pas dore këshillimin dhe nxitjen e tyre për t'ju frikësuar Allahut.




(66)-(68) Nëse Ne do t'ua kishim bërë detyrim luftën kundër njëri-tjetrit apo dëbimin prej shtëpive të tyre, do ta kishin zbatuar urdhrin Tonë veç një numër i vogël i tyre. Prandaj le të falënderojnë Allahun që Ai nuk i ka detyruar me diçka, që nuk është e rëndë për ta! Nëse ata do ta bënin atë, për të cilën po përkujtohen, pra, do t'i bindeshin Allahut, do të kishte qenë më e dobishme sesa kundërshtia dhe do t'ua bënte më të fortë imanin. Kështu Ne do t'u kishim dhënë nga ana Jonë shpërblime madhështore dhe sukses në Rrugën që të çon për tek Allahu dhe Xheneti i Tij.

(69) Kush i bindet Allahut dhe të Dërguarit, do të jetë me ata që Allahu i bekoi duke i futur në Xhenet: me profetët, me të vërtetët, që u besuan plotësisht atyre, me të cilat erdhën të Dërguarit, me shehidët (dëshmorët), të cilët u vranë për Rrugën e Allahut dhe me salihinët (vepërmirët). Sa shoqëri e mirë është kjo në Xhenet!

(70) Ky shpërblim është bujari prej Allahut për robtë e Vet. Mjafton që Allahu e Di gjendjen e tyre dhe që secilin ka për ta shpërblyer sipas punës së tij.

(71) O ju që keni besuar Allahun dhe e ndiqni të Dërguarin e Tij! Ruhuni nga armiqtë tuaj, duke bërë shkaqet e duhura, që ju ndihmojnë të jeni në gjendje të përballeni me ta! Dilni (në luftë) kundër tyre pjesë-pjesë ose dilni kundër tyre të gjithë së bashku -si të jetë më e dobishme për ju dhe e tillë që ta mposhtë armikun tuaj!

(72) Prej jush, o ju myslimanë, ka të tillë që e zvarrisin daljen në luftë kundër armiqve tuaj për shkak të frikës që kanë, madje zvarrisin edhe të tjerët. Këta janë dyfytyrakët dhe besimdobëtit. Nëse do të vriteshit apo do të mposhteshit, ndonjë prej tyre, nga gëzimi që ka shpëtuar, do të thoshte: "Më shpëtoi Allahu që nuk mora pjesë në luftë me ta, e të më ndodhte edhe mua ashtu si atyre.

(73) Mirëpo, nëse ju, o besimtarë, do të arrinit ndonjë mirësi prej Allahut - fitore apo plaçkë nga lufta -, ky që nuk doli me ju, në vend që t'i gëzohet fitores e arritjes tuaj, do të mllefosej e do të hidhërohej, si të mos kishte pasur mes jush dhe mes tij aspak dashuri dhe do të thoshte: "Ah, mjerë për mua, të kisha qenë bashkë me ta dhe të përfitoja edhe unë pasuri të madhe, siç përfituan edhe ata!"

(74) Le të luftojnë për Rrugën e Allahut, që Fjala e Allahut të jetë më e larta, ata besimtarë të sinqertë, të cilët e kanë shitur jetën e kësaj bote, por për të fituar Ahiretin (Jetën Tjetër! Kush lufton për Rrugën e Allahut, që Fjala e Tij të jetë më e larta dhe bie shehid apo fiton mbi armiqtë e tij dhe arrin sukses, Allahu ka për t'i dhënë shpërblime madhështore, domethënë Xhenetin dhe Kënaqësinë e Allahut.

**Nga ajetet mësojmë:**

- Bërja e veprave të devotshme është një prej faktorëve më të rëndësishëm për të qenë i qëndrueshëm në fé.
- Të merren masa dhe të jemi syhapët për t'u përballur me armikun dhe për ta mundur armikun dhe jo duke hequr dorë e duke pranuar poshtërimin.
- Paralajmërimi i të qenit i ngadalshëm për t'u angazhuar në luftën e shenjtë dhe i nxitjes së të tjerëve për të hequr dorë nga një detyrë e tillë, e cila i forcon muslimanët dhe pengon armikun t'i mbizotërojë.




(75) Çfarë ju pengon, o besimtarë nga lufta në Rrugë të Allahut, që të lartësoni Fjalën e Tij, të çlironi të shtypurit (burra, gra dhe fëmijë), të cilët i luten Allahut: "O Zoti ynë, na nxirr prej Mekës, për shkak të mizorisë së banorëve të saj, që i bëjnë shirk Allahut dhe i sulmojnë besimtarët e Tij dhe cakto për ne dikë që të na marrë nën sigurinë dhe mbrojtjen e vet, duke e bërë ndihmëtar për ne e duke e larguar prej nesh të keqen!"

(76) Besimtarët e sinqertë luftojnë për Rrugën e Allahut, që të lartësojnë Fjalën e Tij; ndërsa jobesimtarët luftojnë për rrugën e zotave të tyre. Prandaj luftojini ndihmëtarët e shejtanit! Nëse ju do t'i luftoni, keni për të triumfuar, sepse ndikimi i shejtanit është i dobët e nuk mund t'i dëmtojë ata që i janë mbështetur Allahut të Lartësuar.

(77) A nuk e di, o i Dërguar se si ishte puna e disa prej shokëve të tu, të cilët kërkuan që t'u bëhej detyrim xhihadi? Atyre iu tha: "Larg duart tuaja nga lufta, falni namazin, jepni zekatin!» Kjo ka ndodhur para se të bëhej detyrim xhihadi. E kur ata bënë hixhret (u shpërgulën) për në Medine dhe Islami u fuqizua dhe kur u bë detyrim xhihadi, disave prej tyre iu rëndua (ky detyrim), aq sa nisën të kishin frikë prej njerëzve, ashtu siç i frikësoheshin Allahut apo madje edhe më shumë dhe thanë: "O Zoti ynë, përse na e bëre detyrim luftën?! Sikur ta kishe vonuar atë deri në një afat tjetër, që të kishim jetuar edhe pak në këtë botë!" Thuaju, o i Dërguar: Jeta e kësaj bote, sado që të zgjasë, është pak dhe kalimtare dhe Ahireti (Jeta Tjetër) është më i mirë për atë që ia ka frikën Allahut të Lartësuar, për arsye të mirësive të përjetshme që gjenden në të, kurse veprat tuaja të mira nuk do të pakësohen aspak, qoftë edhe sa fija e hollë që gjendet në farën e hurmës arabe.

(78) Kudo që të ndodheni, ka për t'ju gjetur vdekja kur t'ju vijë afati juaj, edhe nëse do të ishit në keshtjella të pathyeshme larg fushës së betejës. Kur dyfytyrakëve u vijnë gjëra që i gëzojnë -fëmijë dhe bollëk- thonë: "Kjo është prej Allahut". Por, nëse janë në vështirësi për fëmijë dhe rrizk, e konsiderojnë ogur të zi Profetin ﷺ dhe i thonë: "Kjo e keqe është për shkakun tënd!". Thuaju, o i Dërguar, si përgjigje: "Çdo e mirë dhe çdo e keqe ndodh me caktimin e Allahut dhe dëshirën e Tij". Ç'është me ta, që nxjerrin këto fjalë o i Dërguar, që edhe pse këtë Kur'an Ne ua kemi zbritur në gjuhën e tyre, ata përsëri vazhdojnë të mos kuptojnë asgjë?!

(79) Çfarëdo që të të ndodhë, o bir i Ademit; qoftë diçka që të gëzon -rrizk a fëmijë, është vetëm prej Allahut, si dhuratë për ty; qoftë diçka e keqe –në rrizk a fëmijë -ajo është prej vetes sate, për shkak të gjynaheve ndaj Tij.
Ne të dërguam ty, o i Dërguar, për mbarë njerëzimin - i Dërguar prej Allahut, që t'u përcjellësh atyre Mesazhin e Zotit tënd. Mjafton që Allahu të jetë Dëshmitar për Vërtetësinë tënde për ato që ua përcjell atyre prej Tij, si argumente dhe sqarime.

**Nga ajetet mësojmë:**

- Lufta për lartësimin e Fjalës së Allahut dhe ndihmën për të shtypurit është detyrë. Përçmohet frika dhe kundërshtimi i ligjeve të Allahut.
- Për atë që ia ka frikën Allahut të Lartësuar dhe që punon me bindje për Të, Banesa e përjetësisë është më e mirë se kjo botë dhe gjithçka që është në këtë botë.
- E mira dhe e keqja -të gjitha ndodhin me caktimin e Allahut. Ndodh që Allahu t'i sprovojë robtë e Vet me disa fatkeqësi në këtë botë për disa arsye, si për shkak të gjynaheve dhe kundërshtimit të tyre (të Allahut).




80 Kush i bindet të Dërguarit duke i zbatuar ato, që ai ka urdhëruar dhe duke hequr dorë prej asaj, që ai e ka ndaluar, i është përgjigjur urdhrit të Allahut. E, kush refuzon të të ndjekë ty, o i Dërguar, ti mos u mërzit për të, sepse Ne nuk të kemi dërguar mbikëqyrës të tij, që të ruash punët e tij. Jemi Ne që do t'ia numërojmë atij punët dhe do ta marrim në gjykim.

81 Dyfytyrakët të thonë ty me gojën e tyre "Ne i bindemi urdhrit tënd dhe e vëmë në zbatim", por, kur largohen prej teje, një pjesë e tyre kthehen në fytyrën e tyre të fshehur, ndryshe nga ajo që të thoshin ty. Por Allahu e di atë që ata planifikojnë dhe ka për t'u dhënë atë që meritojnë për këtë intrigë të tyre. Ti as mos i përfill ata, sepse nuk kanë për të të bërë asgjë e çështjen tënde dorëzoja Allahut e vetëm tek Ai mbështetu! Mjafton që Allahu të jetë Kujdestari yt, tek i Cili ti mbështetesh.

82 Përse ata nuk meditojnë rreth Kur'anit dhe nuk e studiojnë atë, derisa ta vërtetojnë se në të nuk ekziston asnjë mospërputhje a kundërshti, apo derisa ta kuptojnë Vërtetësinë e asaj, me të cilën ti je dërguar? Sikur ai të kishte qenë prej dikujt tjetër, e jo prej Allahut të Lartësuar, do të kishin gjetur kontradikta në ligjet e tij dhe mospërputhje të shumta në kuptimet (mesazhet) e tij.

83 Kur dyfytyrakëve u vinte ndonjë lajm që ndikonte në sigurinë dhe lumturinë e myslimanëve ose në frikësimin dhe dëshpërimin e tyre, ata nxitonin ta përhapnin. Sikur të tregoheshin të matur dhe këtë lajm ta çonin tek i Dërguari i Allahut ﷺ (fillimisht) dhe këshilltarët e tij largpamës, këta do ta kuptonin se çfarë duhej të përhapnin e për çfarë duhej heshtur. O besimtarë, sikur Allahu të mos ju nderonte me Islamin e të mos ju mëshironte me Kur'anin, duke ju shpëtuar nga sëmundja e dyfytyrësisë me të cilën janë sprovuar hipokritët, shumica prej jush do të kishte ndjekur ngasjet e shejtanit.

84 Prandaj lufto, o i Dërguar në mbrotje të Rrugës së Allahut, që Fjala e Tij të jetë më e larta, sepse nuk do të merresh në përgjegjësi për dikë tjetër, përveçse për veten tënde dhe nxiti besimtarët që të luftojnë krah teje se ndoshta, nëpërmjet luftës suaj Allahu do ta pengojë të keqen e mohuesve. E, dijeni se Allahu ka fuqi më të madhe dhe ndëshkim më të ashpër se çdo fuqi dhe ashpërsi të atyre.

85 Kush përpiqet që t'i sjellë një të mirë dikujt tjetri, do të ketë pjesën e tij nga shpërblimi; e kush përpiqet që t'i sjellë dëm dikujt tjetri, do të ketë pjesën e tij nga gjynahu. Për çdo gjë që e bën njeriu, Allahu është Dëshmitar dhe ka për ta shpërblyer për të. Kush bëhet shkak që të bëhet një e mirë, do të ketë prej saj pjesën e vet; e kush bëhet shkak që të bëhet një e keqe, do të ketë pjesën e vet, për aq sa ka bërë.

86 Nëse dikush ju përshëndet me «Selam!» (esSelamu alejkum! - Paqja qoftë me ty!), ju kthejani Selamin në një formë më të mirë (ue alejkum selam ue rahmetullahi ue beraketuhu -edhe me ty qofshin Paqja, Mëshira dhe Bekimi i Allahut!), ose kthejani ashtu si ai (ue alejkum selam- edhe me ty qofshin Paqja), por që ta ktheni në një formë më të mirë, është më e pëlqyeshme. Allahu është Ruajtës i asaj që ju bëni dhe ka për ta shpërblyer çdokënd për veprat e tij.

### Nga ajetet mësojmë:

- Meditimi për ato që gjenden në Kur'anin Fisnik, sjell bindjen e patundur se ai është i zbritur prej Allahut, për shembull, mospasje kontradiktash në të. Meditimi për ato që gjenden në Kur'anin, qartëson edhe urtësinë e madhe në dispozitat e tij.
- Nuk lejohet përhapja e lajmeve, prej të cilave krijohet gjendje pasiguri te besimtarët apo që fut frikë në radhët e tyre.

Diskutimet rreth çështjeve të myslimanëve dhe çështjeve me interes të gjerë duhet të bëhen nga njerëzit e diturisë dhe ata me autoritet.

- Lejohet ndërmjetësimi për mirë, kur nuk ka gjynah e shkelje të të drejtave të njerëzve, por ndalohet çdo ndërmjetësim që përmban gjynah ose cenim të drejtash.


سُورَةُ النِّسَاءِ ٩٢ الجُزْءُ الخَامِسُ

الحزب ١٠

ٱللَّهُ لَآ إِلَٰهَ إِلَّا هُوَۚ لَيَجۡمَعَنَّكُمۡ إِلَىٰ يَوۡمِ ٱلۡقِيَٰمَةِ لَا رَيۡبَ فِيهِۗ
وَمَنۡ أَصۡدَقُ مِنَ ٱللَّهِ حَدِيثٗا ٨٧ ۞ فَمَا لَكُمۡ فِي ٱلۡمُنَٰفِقِينَ
فِئَتَيۡنِ وَٱللَّهُ أَرۡكَسَهُم بِمَا كَسَبُوٓاْۚ أَتُرِيدُونَ أَن تَهۡدُواْ مَنۡ
أَضَلَّ ٱللَّهُۖ وَمَن يُضۡلِلِ ٱللَّهُ فَلَن تَجِدَ لَهُۥ سَبِيلٗا ٨٨ وَدُّواْ لَوۡ تَكۡفُرُونَ
كَمَا كَفَرُواْ فَتَكُونُونَ سَوَآءٗۖ فَلَا تَتَّخِذُواْ مِنۡهُمۡ أَوۡلِيَآءَ حَتَّىٰ
يُهَاجِرُواْ فِي سَبِيلِ ٱللَّهِۚ فَإِن تَوَلَّوۡاْ فَخُذُوهُمۡ وَٱقۡتُلُوهُمۡ حَيۡثُ
وَجَدتُّمُوهُمۡۖ وَلَا تَتَّخِذُواْ مِنۡهُمۡ وَلِيّٗا وَلَا نَصِيرًا ٨٩ إِلَّا ٱلَّذِينَ
يَصِلُونَ إِلَىٰ قَوۡمِۭ بَيۡنَكُمۡ وَبَيۡنَهُم مِّيثَٰقٌ أَوۡ جَآءُوكُمۡ حَصِرَتۡ
صُدُورُهُمۡ أَن يُقَٰتِلُوكُمۡ أَوۡ يُقَٰتِلُواْ قَوۡمَهُمۡۚ وَلَوۡ شَآءَ ٱللَّهُ
لَسَلَّطَهُمۡ عَلَيۡكُمۡ فَلَقَٰتَلُوكُمۡۚ فَإِنِ ٱعۡتَزَلُوكُمۡ فَلَمۡ يُقَٰتِلُوكُمۡ
وَأَلۡقَوۡاْ إِلَيۡكُمُ ٱلسَّلَمَ فَمَا جَعَلَ ٱللَّهُ لَكُمۡ عَلَيۡهِمۡ سَبِيلٗا ٩٠
سَتَجِدُونَ ءَاخَرِينَ يُرِيدُونَ أَن يَأۡمَنُوكُمۡ وَيَأۡمَنُواْ قَوۡمَهُمۡ كُلَّ
مَا رُدُّوٓاْ إِلَى ٱلۡفِتۡنَةِ أُرۡكِسُواْ فِيهَاۚ فَإِن لَّمۡ يَعۡتَزِلُوكُمۡ وَيُلۡقُوٓاْ
إِلَيۡكُمُ ٱلسَّلَمَ وَيَكُفُّوٓاْ أَيۡدِيَهُمۡ فَخُذُوهُمۡ وَٱقۡتُلُوهُمۡ حَيۡثُ
ثَقِفۡتُمُوهُمۡۚ وَأُوْلَٰٓئِكُمۡ جَعَلۡنَا لَكُمۡ عَلَيۡهِمۡ سُلۡطَٰنٗا مُّبِينٗا ٩١

EN-NISA 92 JUZ 5

(87) Allahu, përveç të Cilit nuk ka zot tjetër që e meriton adhurimin, ka për t'i bashkuar të parët tuaj dhe të fundit në Ditën e Gjykimit, për të cilën nuk ka dyshime, në mënyrë që t'ju shpërblejë për veprat tuaja. Askush nuk është më i Vërtetë në fjalë sesa Allahu.

(88) Ç'është me ju o besimtarë, që u ndatë në dy grupe të ndryshme, në lidhje me vendimin se si të veproni me dyfytyrakët -një grup që thotë se duhen vrarë për shkak të kufrit të tyre dhe një grup që thotë se nuk duhen vrarë për shkak të besimit të tyre?! Juve nuk ju takonte të ishit në kundërshti për sa i përket çështjes së tyre, sepse ishte Allahu Ai që i ktheu ata në kufër dhe humbje, për shkak të veprave të tyre. A mos ju dëshironi që ta udhëzoni atë që Allahu nuk ia ka mundësuar të gjejë të Vërtetën?! Atë që e lë Allahu në humbje, ti nuk ke për të gjetur mënyrë për udhëzimin i tij.

(89) Dyfytyrakët do të kishin dashur që ta kishit mohuar atë që ju është zbritur, ashtu siç e mohojnë edhe ata e kështu të jeni njëlloj me ta në kufër. Prandaj mos i bëni ata miq, për shkak të armiqësisë së tyre, derisa edhe ata të bëjnë hixhret (shpërngulje) në Rrugë të Allahut prej vendit të shirkut për në vendet islame, si tregues i besimit të tyre! Nëse ata zmbrapsen (nga kjo) dhe vazhdojnë në gjendjen e tyre, atëherë kapini ata dhe vritini kudo që t'i gjeni dhe mos bëni mik nga ata, që t'ju ndihmojë në punët tuaja dhe as përkrahës, që t'ju mbështesë kundër armiqve tuaj!

(90) Përveç, nëse ata arrijnë të hyjnë te një popull, me të cilin ju keni lidhur marrëveshje armëpushimi, apo nëse ju vijnë të ngushtuar shpirtërisht dhe nuk duan të luftojnë as kundër jush dhe as kundër popullit të tyre. Po të kishte dashur Allahu, që t'jua tregonte fytyrën e tyre të vërtetë, do t'jua kishte mundësuar atyre që të kishin pushtet mbi ju dhe ata do t'ju kishin luftuar. Prandaj, pranoni sigurinë që Allahu ju ka dhënë dhe mos iu kundërvini me vrasje dhe as mos i merrni robër! Nëse ata ju qëndrojnë larg, pa ju luftuar dhe vijnë te ju për të bërë paqe, atëherë Allahu nuk ju ka dhënë ndonjë kompetencë për t'i vrarë apo për t'i zënë robër.

(91) Keni për të gjetur, o besimtarë, një grup tjetër prej dyfytyrakëve që ju shfaqin besimin, në mënyrë që të sigurojnë me këtë vetet e tyre, siç ua shfaqin popullit të tyre jobesimtar kufrin, kur ata kthehen pranë tyre, në mënyrë që të ndihen edhe atje të sigurt. Sa herë që ata u thirrën që të bënin kufër dhe shirk ndaj Allahut, ata u zhytën në të në formën më të rëndë. Të tillët, nëse nuk reshtin së luftuari me ju, nuk bëjnë paqe me ju dhe e pengojnë veten nga ju, atëherë kapini ata dhe vritini kudo që t'i gjeni! Këta janë ata, për të cilët Allahu ju ka dhënë kompetencë të qartë për kapjen dhe vrasjen e tyre, sepse ata janë të pabesë.

**Nga ajetet mësojmë:**

- Dyfytyrakët maskohen në mesin e besimtarëve, prandaj duhet bërë kujdes në veprimet me ta.
- Me dyfytyrakët duhet gjetur mënyra e duhur e sjelljes, sipas gjendjeve të tyre dhe duke parë të dobishmen.
- Islami nuk e lejon cenimin e dyfytyrakëve që nuk kanë bërë asnjë të keqe.
- Xhihadi në Rrugë të Allahut i nxjerr në dyfytyrakët për shkak të sprapsjes së tyre prej luftës, si dhe përpjekjes së tyre për të gjetur arsye për këtë.



(92) Kurrsesi nuk i lejohet një besimtari që të vrasë një besimtar tjetër, përveç nëse kjo ndodh gabimisht. Kush vret një besimtar gabimisht, duhet që të lirojë një besimtar tjetër të robëruar, si shpagim për veprën e bërë. Ndërsa të afërmit e vrasësit, të cilët e trashëgojnë atë, duhet t'u paguajnë gjakun trashëgimtarëve të të vrarit, përveç nëse ata ua falin gjakun dhe nuk e kërkojnë (atë shpagim). Nëse i vrari ka qenë prej një populli me të cilët ju jeni në luftë dhe ishte besimtar, atëherë vrasësi e ka detyrim që të lirojë një besimtar të robëruar dhe nuk bëhet pagim gjaku. Nëse i vrari nuk ka qenë besimtar, por ka qenë prej një populli me të cilin keni një marrëveshje, siç janë dhimijët (pakicat nën mbrojtjen e Islamit), atëherë të afërmit e vrasësit, pra, ata që e trashëgojnë atë, duhet t'u paguajnë gjakun trashëgimtarëve të të vrarit, ndërsa vrasësi e ka detyrim që të lirojë një besimtar të robëruar si shpagim për veprën e bërë; e, nëse nuk gjen dikë për ta liruar apo nuk ka mundësi që të paguajë çmimin e tij, atëherë duhet të agjërojë dy muaj të njëpasnjëshëm, pa shkëputje, pa e lënë asnjë ditë, në mënyrë që Allahu t'ia pranojë atij pendimin për atë që ka bërë. Vërtet, Allahu është i Gjithëditur për veprat dhe qëllimet e robve të Vet si dhe i Urtë në Ligjet e Veta dhe në Drejtimin Vet.

(93) Kush vret një besimtar qëllimisht dhe padrejtësisht, shpagimi i tij do të jetë futja në Xhehenem e qëndrimi në të përgjithmonë, nëse ai e konsideron të lejuar një veprim të tillë, ose nuk është penduar. Allahu është i zemëruar me të, e ka përjashtuar nga Mëshira e Vet dhe i ka përgatitur një dënim vërtet të madh për shkak të këtij gjynahu të rëndë.

(94) O ju që keni besuar në Allahun dhe ndiqni të Dërguarin e Tij! Nëse ju dilni për për të luftuar në Rrugë të Allahut, atëherë verifikojeni se kë po vrisni dhe mos i thoni atij që ju jep shenja që tregojnë se është musliman "Ti nuk je besimtar, sepse frika jote për jetën dhe pasurinë tënde të shtyjnë që të hiqesh si mysliman» dhe ta vrisni atë, për të kërkuar me vrasjen e tij një përfitim të papërfillshëm të kësaj bote, siç është plaçka e luftës, sepse tek Allahu ka përfitime edhe më të shumta, që janë edhe më të mira dhe më të mëdha se ajo (që merrni prej tij). Të tillë ishit edhe ju më parë, pra, si ky që fsheh besimin prej popullit të vet. Allahu ju bekoi nëpërmjet Islamit, duke e mbrojtur gjakun tuaj. Prandaj verifikoni se Allahut nuk i fshihet asnjë veprim i juaj, qoftë edhe më i vogli dhe Ai ka për t'ju shpërblyer për të.

**Nga ajetet mësojmë:**

- Kur'ani e konsideron shumë të shenjtë jetën, pasurinë dhe nderin e besimtarit dhe e ka ndaluar rreptësisht cenimin e tyre, duke vendosur ndëshkime të ashpra për shkelësit e tyre.
- Prej parimeve të besimit (akides) të Ehli Synetit uel Xhema'a (pasuesve të traditës profetike dhe të shoqërisë islame) është se besimtari vrasës nuk do të lihet përgjithmonë në Zjarr, por do të dënohet në të për një kohë shumë të gjatë e pastaj do të nxirret prej tij me Mëshirën e Allahut të Lartësuar.
- Detyrimi për t'i verifikuar gjërat, qoftë edhe në valën e luftës, në mënyrë që të mos cenohen të pafajshmit.




(95) Nuk janë njëlloj besimtarët që nuk dalin për të luftuar në Rrugë të Allahut, pa pasur asnjë arsyetim- ndryshe nga ç'janë të sëmurët apo të verbërit- me ata që luftojnë për Rrugën e Allahut duke kontribuar me pasuritë dhe veten e tyre. Allahu i ka ngritur një shkallë më lart ata që luftojnë duke kontribuar me pasurinë dhe jetën e tyre, sesa ata që nuk luftojnë. Për secilin prej tyre, si për ata që dolën, ashtu edhe për ata që qëndruan për shkaqe të arsyeshme, Allahu ka premtuar Mirësinë *(Xhenetin)*, sipas asaj që kanë bërë. E, dijeni se Allahu i ka ngritur sakrifikuesit përmbi ata që qëndrojnë në shtëpitë e tyre, me shpërblime madhështore.
(96) Ata do të kenë shkallë të larta në Xhenet, falje Gjynahesh dhe Mëshirë të sigurt nga ana e Tij, ndryshe nga besimtarët e tjerë. E Allahu gjithmonë ka qenë *Mbulues e Falës i gjynaheve (***Gafur***)* për këdo, që i kërkon Atij falje dhe *Mëshirëplotë (***Rrahim***)* për këdo që e kërkon Mëshirën e Tij
(97) Kur melekët u marrin shpirtin atyre që dëmtuan veten duke mos u larguar prej vendit të kufrit për te vendi i Islamit, u thonë me qortim: "Në cilën anë ishit?! Nga dallonit ju prej idhujtarëve?!" Ata u përgjigjen duke u arsyetuar: "Ishim të dobët, nuk kishim as mundësi e as fuqi të mbronim veten tonë". Atëherë melekët u thonë me qortim: "A nuk ishte toka e Allahut e gjerë, që të dilnit e të siguronit fenë tuaj dhe veten tuaj prej poshtërimit dhe përçmimit?! Ata që nuk bënë hixhret (shpërngulje), vendkthimi i tyre do të jetë Zjarri. Sa vendkthim dhe përfundim i keq që është për ta!
(98)(99) Përjashtuar ata që, vërtet ishin të pafuqishëm për të bërë hixhret, siç ishin të sëmurët, të verbrit etj., gratë që nuk kishte kush t'i shoqëronte apo fëmijët, për të cilët nuk kishte zgjidhje tjetër, përveçse të duronin padrejtësinë e shtypjen që u bëhej, dhe që nuk mund të orientoheshin për të gjetur rrugën dhe mënyrën për të dalë prej asaj shtypjeje.
Pasi i paralajmëron ata që nuk shpërngulen, edhe kur ekziston mundësia për këtë, Allahu nxit duke thënë:
(100) Kush shpërngulet prej vendit të kufrit për te vendi i Islamit, duke kërkuar me këtë kënaqësinë e Allahut, ka për ta gjetur vendin ku shkon ndryshe nga ai që ka lënë: do të gjejë dinjitetin dhe rrizkun e bollshëm. Kushdo që del prej shtëpisë së tij, për të bërë hixhret për tek Allahu dhe i Dërguari i Tij, dhe vdes para se të mbërrijë në vendin e shpërnguljes, e ka fituar shpërblimin nga Allahu. Mosmbërritja në vendin e synuar nuk i cenon asgjë. Allahu është Falës dhe Mëshirues i atyre robve që pendohen.
(101) Kur të jeni duke udhëtuar nëpër tokë, nuk do t'ju konsiderohet gjynah nëse e shkurtoni namazin nga katër rekatë në dy rekatë, kur keni frikë se mund t'ju vijë ndonjë e keqe prej femohuesve. Vërtet, armiqësia e femohuesve kundër jush është e shpallur hapur dhe e qartë. Ndërkaq, bazuar në Traditën Profetike, lejohet shkurtimi i namazit edhe në kushte sigurie.

## Nga ajetet mësojmë:

- Allahu u premton shpërblim të madh luftëtarëve dhe pozita të larta në Xhenet, që nuk mund t'i arrijë askush tjetër.
- Personat që kanë arsye, nuk e kanë detyrim marrjen pjesë në xhihad; madje ata do të kenë shpërblim nëse e kanë qëllimin e mirë për të shkuar.
- Hixhreti për në vendet islame është detyrim për atë që i ka mundësitë, kur ai është në merak për fenë e tij në vendin e vet.
- Është i ligjshëm shkurtimi i namazit në rast udhëtimi.



(102) E, kur të vijë koha e namazit, o i Dërguar, ndërkohë që ti je në mesin e ushtrisë përballë armiqve tuaj dhe dëshiron t'i udhëheqësh në namaz, ndaje ushtrinë në dy grupe: një grup të fillojë të falet me ty dhe t'i mbajnë armët e tyre pranë vetes gjatë namazit, ndërsa pjesa tjetër e ushtrisë të qëndrojë në gatishmëri si mbrojtje për ju. E, kur grupi i parë i ushtrisë ta ketë përfunduar faljen e një rekati me ty, o i Dërguar, ti qëndro në sexhde dhe ata le të ngrihen dhe ta plotësojnë vetë namazin *(rekatin e dytë)*. E, kur ata ta kenë falur rekatin e dytë e të jenë kthyer me fytyrë nga armiku pas jush, atëherë le të vijë grupi tjetër që pati qenë roje dhe që nuk qe falur dhe le të lidhen në namaz me ty. Atëherë, ti ngrihu nga sexhdja dhe fale rekatin e dytë me ta dhe ata ta plotësojnë rekatin që u mbetet pas selamit tënd dhe të tregohen syhapët dhe t'i marrin armët e tyre me vete, sepse ata që kanë mohuar e dëshirojnë një shkujdesje të vetme të armëve dhe të furnizimeve tuaja që t'ju asgjësojnë me një sulm të vetëm, në befasi. E dijeni se nuk do t'ju konsiderohet gjynah juve, nëse për shkak të diçkaje që ju mundon -ndonjë shi apo jeni të sëmurë, ju i lini armët tuaja në tokë dhe nuk i mbani ato gjatë namazit tuaj; mirëpo kini kujdes e tregohuni syhapët ndaj armikut tuaj, me aq sa të keni mundësi. Vërtet, Allahu u ka premtuar mohuesve një dënim poshtërues.

(103) E, kur ta keni kryer namazin, o i Dërguar përmendeni Allahun sa më shumë, duke bërë i **tesbih** *(duke thënë:* Subhanallah – *I pastër nga të metat është Allahu!)*, **tahmid** *(duke thënë: Elhamdulilah – Falënderimi i qoftë Allahut!)* dhe **tehlil** *(duke thënë: La ilahe il'Allah – Nuk ka zot tjetër që e meriton adhurimin përveç Allahut!)* qoftë kur jeni në këmbë, qoftë kur jeni të ulur dhe qoftë edhe kur jeni të shtrirë! Dhe pasi të jeni siguruar dhe të jetë larguar prej jush frika prej së keqes së mohuesve, atëherë kryejeni namazin në kohën e vet në formën e plotë -me të gjitha kushtet, detyrimet dhe pëlqimet e tij, ashtu siç edhe jeni urdhëruar! Vërtet, namazi gjithmonë ka qenë detyrim për besimtarët të kryhet në kohën e caktuar, prandaj nuk u bë përjashtim për këtë as edhe gjatë luftës.

(104) E kurrsesi mos u tregoni të dobët, o besimtarë në përballjen me armikun! Në qoftë se ju ndieni dhembje prej pasojave të luftës, edhe ata ndiejnë dhembje, ashtu si ju, sepse edhe ata i ka goditur ajo që ju ka goditur edhe ju. Kështu, të mos jetë durimi i tyre më i madh se durimi juaj, pasi ju shpresoni prej Allahut atë shpërblim, ndihmë dhe përkrahje, që ata nuk e shpresojnë. Allahu është i Gjithëditur për gjendjen e robve të Vet dhe i Urtë në udhëheqje dhe në vënien e ligjeve.

(105) Vërtet, Ne ta kemi zbritur ty, o i Dërguar Librin *(Kur'anin)* së bashku me të Vërtetën *(Drejtësinë)* e Zotit tënd, në mënyrë që të gjykosh mes njerëzve me drejtësi, ashtu siç të ka mësuar Allahu dhe në mënyrë që njerëzit ta kuptojnë se ti je i Dërguari i Allahut dhe nuk u ke folur asgjë prej vetes sate. E ti kurrsesi mos u dil në mbrojtje të pabesëve, që e kanë tradhtuar veten dhe amanetin e tyre!

### Nga ajetet mësojmë:

- Pëlqyeshmëria e namazit të frikës, sqarimi i dispozitave dhe i formës së tij.
- Urdhërimin për marrjen e masave për çdo situatë. Besimtari nuk do të arsyetohet nëse i lë ato masa, edhe sikur të jetë në adhurim.
- Dispozitën për ta përmendur Allahun në çdo situatë, pasi kjo sjell gjallërinë e zemrave dhe është faktor për qetësimin e saj.
- Qëndrueshmërinë dhe durimin dhe jo dobësinë dhe plogështinë, kur je në situatë lufte me armikun.


سُورَةُ النِّسَاءِ | ٩٦ | الجُزْءُ الخَامِسُ

وَٱسْتَغْفِرِ ٱللَّهَ إِنَّ ٱللَّهَ كَانَ غَفُورًا رَّحِيمًا ١٠٦ وَلَا تُجَٰدِلْ
عَنِ ٱلَّذِينَ يَخْتَانُونَ أَنفُسَهُمْ إِنَّ ٱللَّهَ لَا يُحِبُّ مَن كَانَ
خَوَّانًا أَثِيمًا ١٠٧ يَسْتَخْفُونَ مِنَ ٱلنَّاسِ وَلَا يَسْتَخْفُونَ
مِنَ ٱللَّهِ وَهُوَ مَعَهُمْ إِذْ يُبَيِّتُونَ مَا لَا يَرْضَىٰ مِنَ ٱلْقَوْلِ
وَكَانَ ٱللَّهُ بِمَا يَعْمَلُونَ مُحِيطًا ١٠٨ هَٰٓأَنتُمْ هَٰٓؤُلَآءِ
جَٰدَلْتُمْ عَنْهُمْ فِى ٱلْحَيَوٰةِ ٱلدُّنْيَا فَمَن يُجَٰدِلُ ٱللَّهَ عَنْهُمْ
يَوْمَ ٱلْقِيَٰمَةِ أَم مَّن يَكُونُ عَلَيْهِمْ وَكِيلًا ١٠٩ وَمَن يَعْمَلْ
سُوٓءًا أَوْ يَظْلِمْ نَفْسَهُۥ ثُمَّ يَسْتَغْفِرِ ٱللَّهَ يَجِدِ ٱللَّهَ غَفُورًا
رَّحِيمًا ١١٠ وَمَن يَكْسِبْ إِثْمًا فَإِنَّمَا يَكْسِبُهُۥ عَلَىٰ نَفْسِهِۦ
وَكَانَ ٱللَّهُ عَلِيمًا حَكِيمًا ١١١ وَمَن يَكْسِبْ خَطِيٓـَٔةً
أَوْ إِثْمًا ثُمَّ يَرْمِ بِهِۦ بَرِيٓـًٔا فَقَدِ ٱحْتَمَلَ بُهْتَٰنًا وَإِثْمًا مُّبِينًا
١١٢ وَلَوْلَا فَضْلُ ٱللَّهِ عَلَيْكَ وَرَحْمَتُهُۥ لَهَمَّت طَّآئِفَةٌ مِّنْهُمْ
أَن يُضِلُّوكَ وَمَا يُضِلُّونَ إِلَّآ أَنفُسَهُمْ وَمَا يَضُرُّونَكَ
مِن شَىْءٍ وَأَنزَلَ ٱللَّهُ عَلَيْكَ ٱلْكِتَٰبَ وَٱلْحِكْمَةَ وَعَلَّمَكَ
مَا لَمْ تَكُن تَعْلَمُ وَكَانَ فَضْلُ ٱللَّهِ عَلَيْكَ عَظِيمًا ١١٣

EN-NISA | 96 | JUZ 5

106 Dhe vazhdimisht, o i Dërguar kërko falje prej Allahut për besimtarët dhe umetin tënd! Vërtet Allahu është gjithmonë *Mbulues e Falës i mëkateve (***Gafur***)* për ata që pendohen dhe *Mëshirëplotë (***Rrahim***)* ndaj atyre që e kërkojnë Mëshirën e Tij me lutje dhe me vepra të mira.
107 Mos polemizo për askënd që është i pabesë e mundohet ta fshehë tradhtinë e tij! Allahu nuk i do ata që tradhëtojnë dhe mëkatojnë shumë.
108 Të tillët njerëz fshihen prej të tjerëve kur bëjnë ndonjë gjynah, prej frikës dhe turpit, por nuk fshihen dot prej Allahut, sepse Ai është me ta, duke i mbikëqyrur. Atij nuk i fshihet asgjë e tyre, kur ata planifikojnë në fshehtësi e thonë fjalë, të cilat Ai nuk i pëlqen, siç është mbrojtja e atij që bën gjynah dhe akuzimi i atij që është i pastër. Allahu është mbikëqyrës i veprimeve të tyre, qoftë në fshehtësi apo para të tjerëve, sepse Atij nuk mund t'i fshihet asgjë. Ai ka për t'u dhënë atë që ata meritojnë.
109 O ju që ju shqetëson çështja e atyre që kryejnë të këqija! Vallë, ju po u dilni në mbështetje atyre në jetën e kësaj bote, duke dëshmuar pastërtinë e tyre për ta shmangur ndëshkimin e tyre?! Por kush do të jetë ai që do t'u dalë në mbrojtje para Allahut në Ditën e Gjykimit, ndërkohë që Ai e di të Vërtetën e tyre?! Kush do të jetë mbrojtësi i tyre atë Ditë?! Nuk ka dyshim se askush nuk do të mund ta bëjë këtë.
110 Kush bën një vepër të keqe, apo i bën dëm vetes së vet me gjynahe, pastaj kërkon prej Allahut falje, duke e pranuar gjynahun e vet, i penduar për të dhe duke hequr dorë prej tij, do ta gjejë Allahun gjithmonë Gjynahfalës të gjynaheve të tij dhe të Mëshirshëm me të.
111 Kush bën një gjynah -të madh apo të vogël, vetëm ai do ta ketë ndëshkimin dhe nuk ka për të kaluar (gjynahu) tek dikush tjetër. Allahu është i Gjithëditur për veprat e robve dhe i Urtë në udhëheqjen dhe vënien e ligjeve prej Tij.
112 E, kushdo që bën ndonjë gjynah apo një veprim të gabuar, pastaj, për ta pastruar veten prej dyshimeve, ia hedh atë një njeriu të pafajshëm, vërtet ai e ka ngarkuar veten me një gënjeshtër dhe gjynah të qartë. Ju kurrë nuk duhet t'i besoni më atij njeriu. Ai ia ka siguruar vetes ndëshkimin.
113 O i Dërguar! Po të mos ishte për mirësinë e Allahut që të vuri në mbrojtjen e Tij, një grup prej të vetëmashtruarve do të përpiqeshin të të dvijonin nga e vërteta dhe të gjykoje pa drejtësi. Në të vërtetë, ata nuk mund të devijojnë askënd përveç vetvetes, sepse pasojat e orvatjes së tyre do të bien mbi ta. Ndërsa ty ata nuk mund të të bëjnë keq, sepse je i mbrojtur nga Allahu. Kështu, Ai të zbriti Librin (Kur'anin) dhe Urtësinë (Synetin profetik) me mësime drite e udhëzimi që nuk i ke ditur më parë. Vërtet, mirësia e Allahut ndaj teje, duke të dhënë profetësinë dhe mbrojtjen e Tij, është madhështore.

**Nga ajetet mësojmë:**

- Ndalohet që t'u dilet në mbrojtje dhe mbështetje njerëzve të së kotës, sepse ky është bashkëpunim në gjynah dhe armiqësi.
- Për besimtarin e vërtetë kërkohet që të ketë frikë vetëm Allahun, ta madhërojë Allahun dhe të ketë turp prej Allahut më shumë se ndaj çdokujt tjetër.
- Mëshira e Allahut dhe Falja e Tij ndaj çdokujt që e ka dëmtuar veten e vet, është e gjerë sado e madh të jetë e keqja e tij, nëse ai është i sinqertë në pendimin e vet dhe heq dorë nga gjynahu.
- Ka paralajmërim kërcënues ndaj atyre që akuzojnë kot të pafajshmit. Të tillë akuzues bëjnë gjynahun më të madh.




لَا خَيْرَ فِي كَثِيرٍ مِّن نَّجْوَاهُمْ إِلَّا مَنْ أَمَرَ بِصَدَقَةٍ
أَوْ مَعْرُوفٍ أَوْ إِصْلَاحٍ بَيْنَ النَّاسِ ۚ وَمَن يَفْعَلْ ذَٰلِكَ
ابْتِغَاءَ مَرْضَاتِ اللَّهِ فَسَوْفَ نُؤْتِيهِ أَجْرًا عَظِيمًا ١١٤ وَمَن
يُشَاقِقِ الرَّسُولَ مِن بَعْدِ مَا تَبَيَّنَ لَهُ الْهُدَىٰ وَيَتَّبِعْ غَيْرَ
سَبِيلِ الْمُؤْمِنِينَ نُوَلِّهِ مَا تَوَلَّىٰ وَنُصْلِهِ جَهَنَّمَ ۖ وَسَاءَتْ
مَصِيرًا ١١٥ إِنَّ اللَّهَ لَا يَغْفِرُ أَن يُشْرَكَ بِهِ وَيَغْفِرُ مَا دُونَ
ذَٰلِكَ لِمَن يَشَاءُ ۚ وَمَن يُشْرِكْ بِاللَّهِ فَقَدْ ضَلَّ ضَلَالًا
بَعِيدًا ١١٦ إِن يَدْعُونَ مِن دُونِهِ إِلَّا إِنَاثًا وَإِن يَدْعُونَ
إِلَّا شَيْطَانًا مَّرِيدًا ١١٧ لَّعَنَهُ اللَّهُ ۘ وَقَالَ لَأَتَّخِذَنَّ مِنْ
عِبَادِكَ نَصِيبًا مَّفْرُوضًا ١١٨ وَلَأُضِلَّنَّهُمْ وَلَأُمَنِّيَنَّهُمْ
وَلَآمُرَنَّهُمْ فَلَيُبَتِّكُنَّ آذَانَ الْأَنْعَامِ وَلَآمُرَنَّهُمْ
فَلَيُغَيِّرُنَّ خَلْقَ اللَّهِ ۚ وَمَن يَتَّخِذِ الشَّيْطَانَ وَلِيًّا مِّن
دُونِ اللَّهِ فَقَدْ خَسِرَ خُسْرَانًا مُّبِينًا ١١٩ يَعِدُهُمْ
وَيُمَنِّيهِمْ ۖ وَمَا يَعِدُهُمُ الشَّيْطَانُ إِلَّا غُرُورًا ١٢٠ أُولَٰئِكَ
مَأْوَاهُمْ جَهَنَّمُ وَلَا يَجِدُونَ عَنْهَا مَحِيصًا ١٢١



(114) Nuk ka mirësi në shumë fjalë, të cilat njerëzit i thonë në fshehtësi, përveç nëse fjalët e tyre kanë lidhje me dhënien e ndonjë sadakaje, kryerjen e ndonjë vepre të mirë, për të cilën ka porositur feja, apo që është e logjikshme, apo ftesën për përmirësim të marrëdhënieve mes dy personave në konflikt. Kush e bën këtë (bisedën e fshehtë) duke kërkuar kënaqësinë e Allahut, kemi për t'i dhënë shpërblim të madh.

(115) Kushdo që tregohet kokëfortë dhe kundërshton të Dërguarin, pasi i është bërë e qartë Vërteta dhe ndjek rrugë tjetër nga rruga e besimtarëve, Ne do ta lëmë atë bashkë me atë që ka zgjedhur për veten e vet e nuk kemi për t'ia mundësuar atij të gjejë të Vërtetën, për shkak të refuzimit të tij të qëllimshëm dhe do ta fusim në zjarrin e Xhehenemit, ku do vuajë nxehtësinë e tij. Sa vendkthim i keq është ai për banorët e tij!

(116) Në të vërtetë, Allahu nuk e fal që Atij t'i bëhet shirk (t'i bëjë shok e ortak); përkundrazi, idhujtarin do ta fusë përjetësisht në Xhehenem. Kurse përveç shirkut, gjynahet e tjera ia fal kujt të dëshirojë, me Mëshirën dhe Bujarinë e Vet. Kush i bën shirk Allahut dikë tjetër a diçka tjetër, vetëm se ka humbur prej së Vërtetës dhe është larguar shumë prej saj, sepse ai e ka barazuar Krijuesin me krijesën.

(117) Ato që i adhurojnë idhujtarët, duke iu lutur, nuk janë tjetër, përveçse emra femërorë, si Lata dhe Uzaja; pra, ato nuk sjellin as dobi e as dëm. Në të vërtetë, ata po adhurojnë veç shejtanin, që është i pabindur ndaj Allahut. Nuk ka asnjë lloj mirësie te kjo vepër, sepse është shejtani ai që i mëson ata që të adhurojnë idhujt.

(118) Prandaj edhe e përjashtoi Allahu prej Mëshirës së Vet. Ky shejtan i tha Zotit të vet, duke iu betuar: "Kam për ta mbërthyer një pjesë të konsiderueshme të robve të Tu, duke t'i larguar prej së Vërtetës.

(119) Kam për t'u bërë atyre pritë në Rrugën Tënde të Drejtë e kam për t'u dhënë shpresa me premtime të rreme, të cilat kanë për t'ua zbukuruar atyre humbjen. Kam për t'i nxitur për prerjen e veshëve të bagëtive, si shenjë e bërjes haram të atyre, që Allahu i ka bërë hallall, të ndryshojë krijimin e Allahut dhe natyrën, me të cilën Ai i krijoi të gjitha krijesat. Pra, kush e konsideron shejtanin si mik të afërt, duke u miqësuar me të dhe duke e ndjekur, ka humbur i sigurt, bashkë me miqësinë e shejtanit të mallkuar.

(120) Atyre shejtani u bën premtime të rreme e u jep shpresa të kota, por në të vërtetë, ai u premton atyre veçse gënjeshtra.

(121) Ata që ndjekin gjurmët dhe cytjet e shejtanit, do të kenë si vendqëndrim zjarrin e Xhehenemit, ku nuk do të gjejnë shteg që të arratisen.

### Nga ajetet mësojmë:

- Në shumicën e fjalëve të pëshpëritura në vesh mes njerëzve nuk ka mirësi, madje mund të ketë edhe gjynah. Shumë pak prej fjalëve të tilla përmbajnë të mirën dhe të pranueshmen.
- Kokëfortësia me të Dërguarin ﷺ dhe kundërshtimi i rrugës së besimtarëve e ka fundin në largimin prej Allahut dhe në futjen në Zjarr.
- Falja e të gjitha gjynaheve është në vullnetin e Allahut. Allahu mund t'i falë të gjitha gjynahet, përveç shirkut, të cili Ai nuk e fal kurrë, nëse pesoni vdes pa u penduar për të.
- Synimi i shejtanit është që t'i largojë njerëzit prej adhurimit të Allahut të Lartësuar. Një prej metodave të tij më të efektshme është edhe zbukurimi i së kotës (pavërtetës) me anë të shpresave mashtruese dhe premtimeve të gënjeshtërta.

Pasi Allahu e përmend ndëshkimin e pasuesve të shejtanit, tani përmend edhe shpërblimin e pasuesve të Profetit:

(122) E sa u përket atyre që e besuan Allahun dhe bënë vepra përmirësuese, duke e rregulluar atë që e kanë prishur njerëzit, Ne kemi për t'i futur në kopshtet e Xhenetit, ku poshtë pallateve e pemëve rrjedhin lumenj. Aty ata do të jenë të përjetshëm dhe nuk do të dalin nga aty kurrë. Ky është premtim i Allahut. E, dijeni se premtimi i Allahut është i vërtetë! E kush mund të jetë më i vërtetë se Allahu në atë që thotë?

(123) Çështja e shpëtimit (prej Zjarrit) dhe e fitores (së Xhenetit) nuk është siç e dëshironi ju, o myslimanë, apo siç e dëshirojnë ithtarët e Librit të mëparshëm. Çështja është sipas veprave. Kush bën një vepër të keqe, ka për t'u ndëshkuar për të Ditën e Gjykimit. Dhe se përveç Allahut, ai nuk ka për të gjetur asnjë që t'i dalë në mbrojtje dhe që ta ndihmojë për të shpëtuar prej të keqes së vet.

(124) E kush bën vepër përmirësuese, duke rregulluar atë që e kanë prishur njerëzit, qoftë ai mashkull apo femër, duke qenë besimtar në Allahun dhe në Ditën e Gjykimit -pikërisht këta kanë për të hyrë në Xhenet, sepse vetëm ata kanë besuar në Xhenetin dhe kanë punuar për Xhenetin. Dhe atyre nuk do t'u bëhet asnjë padrejtësi, qoftë e mira e tyre edhe sa pika (që gjendet në farën e hurmës arabe) e një çukitjeje zogu.

(125) Askush nuk është më i mirë në fe sesa ai që i dorëzohet Allahut me tërë qenien e vet, që bën vepra të mira dhe ndjek fenë e Ibrahamit, e cila është baza e fesë së Muhammedit (paqja qoftë mbi të!): largohet nga idhujtaria dhe mosbesimi për në monoteizëm dhe besim. Allahu e veçoi Profetin e Tij, Ibrahimin në mesin e të gjithë krijesave me dashurinë e plotë.




(126) Allahut i përket gjithçka që është në qiej dhe gjithçka që është në Tokë dhe Allahu e rrethon gjithçka me dijen, fuqinë e kujdesin e Vet.

(127) Të pyesin, o i Dërguar çfarë detyrimesh dhe çfarë të drejtash u takojnë grave." Thuaju, o i Dërguar: "Është Allahu Ai që gjykon në lidhje me to dhe tashmë Ai jua ka sqaruar çështjen e tyre (detyrimin për tua dhënë të drejtat dhe për të mos u bërë padrejtësi), siç edhe po ju përcillet në këtë Libër. Po ashtu, edhe në lidhje me femrat jetime, të cilat ju i keni nën kujdestarinë tuaj dhe të cilave ju nuk ua jepni të drejtën *(trashëgiminë)* që u takon dhe që ju dëshironi të martoheni me to, për t'ua përvetësuar pasurinë e trashëgimisë së tyre, duke mos i lënë ato të zgjedhin për martesë *(dikë tjetër përveç jush)*, nga lakmia që ju keni për pasurinë e tyre. Ai, ju shpjegon gjithashtu se detyra juaj në lidhje me fëmijët e mitur, të cilët janë të pafuqishëm, është t'ua jepni të drejtën që u takon nga trashëgimia e të mos u bëni padrejtësi, duke ua zaptuar atë. Ai ua bën të qartë detyrimin që jetimët t'i trajtoni me drejtësi, në atë mënyrë që atyre u sjell dobi në këtë jetë dhe në Jetën Tjetër. E, dijeni se çfarëdolloj të mire të bëni, sigurisht që Allahu e di dhe do t'ju shpërblejë."

### Nga ajetet mësojmë:

- Shpërblimi i Allahut nuk arrihet vetëm me shpresa dhe pretendime. Ai arrihet domosdoshmërisht me iman dhe me vepra përmirësuese.
- Shpërblimi jepet sipas llojit të veprës; prandaj kush bën një të keqe, do të ndëshkohet me të e kush bën një vepër të mirë, do të shpërblehet me më të mirë se ajo.
- Sinqeriteti ndaj Allahut dhe sepse mi i të Dërguarit janë dy kriteret e pranimit të një vepre tek Allahu i Lartësuar.
- Islami u ka dhënë rëndësi të madhe të drejtave të kategorive të dobëta, siç janë gratë, fëmijët e veçanërisht jetimët dhe e ka bërë rreptësisht të ndaluar *(haram)* padrejtësinë ndaj tyre.



(128) Nëse një grua ka frikë se bashkëshorti i saj do ta ndajë, ngaqë ai nuk i kushton vëmendje, nuk është gjynah që të dy të bien në ujdi që ajo të heqë dorë nga disa të drejta të saj, të cilat burri i ka detyrim t'ia plotësojë, siç janë e drejta e mbulimit të shpenzimeve për të dhe e banesës, sepse përmirësimi (i marrëdhënieve) në këtë rast është më i mirë për ta sesa ndarja. Vërtet, natyra e njeriut është krijuar e tillë që të kërkojë dhe të jetë dorështrënguar, prandaj edhe nuk dëshiron që të bëjë tolerime për sa i përket të drejtës së vet; kështu që kërkohet prej të dy bashkëshortëve që ta rregullojnë këtë sjellje nëpërmjet edukimit të vetvetes me tolerancë dhe bamirësi. Nëse ju tregoheni të mirësjellshëm në çdo çështje të jetës suaj e i frikësoheni Allahut, duke i zbatuar urdhrat e Tij e duke u larguar prej ndalesave të Tij, atëherë (dijeni se) Allahu di çdo gjë që bëni e Atij nuk i fshihet asgjë dhe ka për t'ju shpërblyer për to.

(129) E ju, o bashkëshortë nuk do të arrini të mbani drejtësi absolute me gratë tuaja, për sa i përket animit të zemrës, edhe nëse përpiqeni për këtë, për shkak të çështjeve që ndoshta, janë jashtë kompetencave tuaja. Por ju mos hiqni dorë plotësisht nga ajo grua që nuk e doni e ta lini atë varur, si grua që as nuk ka një burrë që t'i japë të drejtën e saj e as nuk është pa burrë e të kërkojë që të martohet sërish! Prandaj, nëse përmirësoni marrëdhëniet mes jush duke e përmbajtur veten përballë gjërave që nuk ju pëlqejnë në punë të të drejtave të bashkëshortes dhe ia keni frikën Allahut lidhur me to, atëherë (dijeni se) Allahu është Gjynahfalës dhe i Mëshirshëm me ju.

(130) Nëse një çift ndahet me kërkesë të burrit (divorc) ose me kërkesë të gruas (khul), atëherë Allahu do ta kompensojë secilin prej tyre me Mirësinë e Tij të gjerë. Vërtet, Allahu është i gjerë në Mirësi e Mëshirë dhe i urtë në udhëzimet dhe përcaktimet e Tij.

(131) Vetëm Allahut -Një e të Vetëm i përket pushteti i gjithçkaje që është në qiej dhe në Tokë dhe çka ndërmjet tyre. Ne u kërkuam besën ithtarëve të Librit të mëparshëm -hebrenjve dhe të krishterëve. Ne ua kërkuam besën edhe ju, që të përmbushni urdhrat e Allahut dhe të largoheni prej ndalesave të Tij. Nëse ju e mohoni këtë besë, nuk keni për t'i bërë dëm askujt tjetër, veç vetes suaj, pasi Allahu nuk ka nevojë për nënshtrimin dhe bindjen tuaj; Atij i përket pushteti që është në qiej dhe në Tokë dhe Ai nuk ka nevojë për asnjë krijesë të Tij. Ai është i Lavdëruar për të gjitha Atributet dhe veprat e Tij.

(132) Vetëm Allahu, Një dhe të Vetëm, të Cilit i përket pushteti i gjithçkaje që është në qiej dhe në Tokë e meriton që të pasohet. Mjafton që Allahu të jetë Kujdestar dhe Drejtues i çdo çështjeje të krijesave të Veta.

(133) Nëse Ai dëshiron, mund t'ju zhdukë, o njerëz dhe të sjellë të tjerë në vendin tuaj, që do ta ndiqnin Allahun e nuk do ta kundërshtonin. Dhe Allahu është i Plotfuqishëm për këtë.

(134) Kush dëshiron, që me veprat e veta, të marrë shpërblimin vetëm në jetën e kësaj bote, le ta dijë se Allahu ka shpërblimin e kësaj bote dhe të Botës Tjetër. Prandaj, shpërblimin për veprat e tij le ta kërkojë vetëm prej Allahut. Allahu është Dëgjues i thënieve tuaja dhe Mbikëqyrës i veprave tuaja e ka për t'ju shpërblyer për to.

**Nga ajetet mësojmë:**

- Është e pëlqyeshme që të dy bashkëshortët, në rast konflikti, t'i përmirësojnë marrëdhëniet mes tyre. Për ta arritur këtë qëllim, çdonjëri prej tyre mund të heqë dorë nga disa të drejta martesore.
- Mbajtjen drejtësi me bashkëshortet Allahu i Lartësuar e ka bërë detyrë, veçanërisht në çështjet materiale e sjelljet e jashtme, të cilat janë nën mundësitë e bashkëshortit. Ndërkohë, Allahu i toleron disa çështje, që lidhen me ndjenjat, siç janë: dashuria a ftohja e zemrës.
- Lejohet, që të dy bashkëshortët të ndahen nga njëri-tjetri, kur harmonia mes tyre është e pamundur.
- Të gjithë njerëzit janë të urdhëruar, që t'i frikësohen Allahut të Lartësuar, të zbatojnë urdhrat e Tij dhe të largohen nga ndalesat e Tij.

ثلاثة أرباع الحزب ١٠

۞ يَٰٓأَيُّهَا ٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ كُونُواْ قَوَّٰمِينَ بِٱلۡقِسۡطِ شُهَدَآءَ لِلَّهِ وَلَوۡ
عَلَىٰٓ أَنفُسِكُمۡ أَوِ ٱلۡوَٰلِدَيۡنِ وَٱلۡأَقۡرَبِينَۚ إِن يَكُنۡ غَنِيًّا أَوۡ فَقِيرٗا
فَٱللَّهُ أَوۡلَىٰ بِهِمَاۖ فَلَا تَتَّبِعُواْ ٱلۡهَوَىٰٓ أَن تَعۡدِلُواْۚ وَإِن تَلۡوُۥٓاْ
أَوۡ تُعۡرِضُواْ فَإِنَّ ٱللَّهَ كَانَ بِمَا تَعۡمَلُونَ خَبِيرٗا ١٣٥ يَٰٓأَيُّهَا
ٱلَّذِينَ ءَامَنُوٓاْ ءَامِنُواْ بِٱللَّهِ وَرَسُولِهِۦ وَٱلۡكِتَٰبِ ٱلَّذِي نَزَّلَ
عَلَىٰ رَسُولِهِۦ وَٱلۡكِتَٰبِ ٱلَّذِيٓ أَنزَلَ مِن قَبۡلُۚ وَمَن يَكۡفُرۡ
بِٱللَّهِ وَمَلَٰٓئِكَتِهِۦ وَكُتُبِهِۦ وَرُسُلِهِۦ وَٱلۡيَوۡمِ ٱلۡأٓخِرِ فَقَدۡ ضَلَّ
ضَلَٰلَۢا بَعِيدًا ١٣٦ إِنَّ ٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ ثُمَّ كَفَرُواْ ثُمَّ ءَامَنُواْ ثُمَّ
كَفَرُواْ ثُمَّ ٱزۡدَادُواْ كُفۡرٗا لَّمۡ يَكُنِ ٱللَّهُ لِيَغۡفِرَ لَهُمۡ وَلَا لِيَهۡدِيَهُمۡ
سَبِيلَۢا ١٣٧ بَشِّرِ ٱلۡمُنَٰفِقِينَ بِأَنَّ لَهُمۡ عَذَابًا أَلِيمًا ١٣٨ ٱلَّذِينَ
يَتَّخِذُونَ ٱلۡكَٰفِرِينَ أَوۡلِيَآءَ مِن دُونِ ٱلۡمُؤۡمِنِينَۚ أَيَبۡتَغُونَ
عِندَهُمُ ٱلۡعِزَّةَ فَإِنَّ ٱلۡعِزَّةَ لِلَّهِ جَمِيعٗا ١٣٩ وَقَدۡ نَزَّلَ عَلَيۡكُمۡ فِي
ٱلۡكِتَٰبِ أَنۡ إِذَا سَمِعۡتُمۡ ءَايَٰتِ ٱللَّهِ يُكۡفَرُ بِهَا وَيُسۡتَهۡزَأُ بِهَا فَلَا
تَقۡعُدُواْ مَعَهُمۡ حَتَّىٰ يَخُوضُواْ فِي حَدِيثٍ غَيۡرِهِۦٓۚ إِنَّكُمۡ إِذٗا مِّثۡلُهُمۡۗ
إِنَّ ٱللَّهَ جَامِعُ ٱلۡمُنَٰفِقِينَ وَٱلۡكَٰفِرِينَ فِي جَهَنَّمَ جَمِيعًا ١٤٠



(135) O ju që besoni në Allahun dhe ndiqni të Dërguarin e Tij, tregohuni të qëndrueshëm në mbajtjen e drejtësisë në çdo situatë të jetës tuaj. Çoni në vend dëshminë për të Vërtetën me çdokënd, edhe nëse kjo do t'ju shtynte të dëshmonit kundër vetes tuaj, apo kundër prindërve tuaj, apo të afërmve tuaj. Të mos ju shtyjë varfëria apo pasuria e dikujt që të dëshmoni, apo të mos dëshmoni, sepse Allahu ka më shumë përparësi sesa i varfëri dhe i pasuri. Ai e Di më mirë se ç'është në interes të të dyve, prandaj mos i ndiqni epshet e të devijoni prej së Vërtetës. Nëse ju e shtrembëroni dëshminë apo refuzoni që ta jepni atë, atëherë dijeni se Allahu e di shumë mirë atë që bëni ju!

(136) O ju që keni besuar, bëhuni të qëndrueshëm në besimin tuaj ndaj Allahut dhe ndaj të Dërguarit të Tij, ndaj Kur'anit, të cilin Ai e zbriti tek i Dërguari i Vet (Muhamedin), si dhe ndaj Librave, të cilat Ai i zbriti mbi të Dërguarit para tij. Kush e mohon Allahun, melekët e Tij, Librat e Tij, të Dërguarit e Tij dhe Ditën e Gjykimit, vetëm se është larguar shumë prej Rrugës së Drejtë.

(137) Ata, që kthehen shpesh në mosbesim pas besimit, duke hyrë në fe e pastaj duke dalë prej saj, pastaj duke hyrë në fe e pastaj duke dalë përsëri prej saj, pastaj mbeten përfundimisht në mosbesim derisa të vdesin ashtu, këta Allahu nuk ka për t'ua falur gjynahet e as nuk do t'u japë mundësi që të jenë në Rrugën e Drejtë, që të çon tek Ai.

(138) Prandaj, përgëzoji, o i Dërguar hipokritët, që shfaqin imanin (besimin) dhe fshehin kufrin se ata do të kenë te Allahu, Ditën e Gjykimit, një dënim të tmerrshëm.

(139) Këtë dënim do ta kenë ngaqë ata i morën jobesimtarët për mbështetës dhe ndihmëtar në vend të besimtarëve. Është, vërtet një gjë e habitshme se çfarë i shtyu ata që të miqësoheshin me ta. Vallë, mos po kërkojnë prej tyre fuqi dhe mbrojtje?! Po fuqia dhe mbrojtja janë të gjitha nga Allahu.

(140) Prandaj o besimtarë, Allahu zbriti në Kur'anë se nëse ju uleni në ndonjë tubim dhe dëgjoni se në të po mohohen Argumentet e Allahut dhe po tallen me to, atëherë juve ju bëhet detyrim që të mos qëndroni me ta, por të largoheni nga ai tubim, derisa ata të fillojnë të zënë një bisedë tjetër. Nëse qëndroni gjatë kohës kur ata po i mohojnë Argumentet e Allahut dhe po tallen me to, atëherë ju jeni si ata, sepse e kundërshtuat Allahun; duke qëndruar me ta e duke dëgjuar mohimin e tyre. Ditën e Gjykimit, Allahu ka për t'i bashkuar hipokritët, të cilët e shfaqin Islamin dhe e fshehin kufrin (mohimin) bashkë me jobesimtarët në Zjarrin e Xhehenemit.

**Nga ajetet mësojmë:**

- Është detyrim mbajtja e drejtësisë në gjykimin mes njerëzve dhe në dhënien e dëshmisë, edhe nëse e Vërteta të do të ishte kundër vetes apo të afërmve.
- Besimtari duhet të përpiqet që të bëjë ato vepra, që ia shtojnë atij dhe ia forcojnë imanin (besimin).
- Dyfytyrakët janë rrezik për Islamin dhe besimtarët; prandaj Allahu u ka premtuar atyre më të madhin ndëshkim në Botën Tjetër.
- Nëse besimtari nuk mund ta kundërshtojë atë që i nëpërkëmb Argumentet e Allahut dhe fenë e Tij, atëherë atij nuk i lejohet që të qëndrojë bashkë me të në atë situatë, tubim a bisedë.





ٱلَّذِينَ يَتَرَبَّصُونَ بِكُمۡ فَإِن كَانَ لَكُمۡ فَتۡحٞ مِّنَ ٱللَّهِ قَالُوٓاْ
أَلَمۡ نَكُن مَّعَكُمۡ وَإِن كَانَ لِلۡكَٰفِرِينَ نَصِيبٞ قَالُوٓاْ
أَلَمۡ نَسۡتَحۡوِذۡ عَلَيۡكُمۡ وَنَمۡنَعۡكُم مِّنَ ٱلۡمُؤۡمِنِينَۚ فَٱللَّهُ يَحۡكُمُ
بَيۡنَكُمۡ يَوۡمَ ٱلۡقِيَٰمَةِۗ وَلَن يَجۡعَلَ ٱللَّهُ لِلۡكَٰفِرِينَ عَلَى ٱلۡمُؤۡمِنِينَ
سَبِيلًا ١٤١ إِنَّ ٱلۡمُنَٰفِقِينَ يُخَٰدِعُونَ ٱللَّهَ وَهُوَ خَٰدِعُهُمۡ وَإِذَا
قَامُوٓاْ إِلَى ٱلصَّلَوٰةِ قَامُواْ كُسَالَىٰ يُرَآءُونَ ٱلنَّاسَ وَلَا يَذۡكُرُونَ
ٱللَّهَ إِلَّا قَلِيلٗا ١٤٢ مُّذَبۡذَبِينَ بَيۡنَ ذَٰلِكَ لَآ إِلَىٰ هَٰٓؤُلَآءِ وَلَآ إِلَىٰ
هَٰٓؤُلَآءِۚ وَمَن يُضۡلِلِ ٱللَّهُ فَلَن تَجِدَ لَهُۥ سَبِيلٗا ١٤٣ يَٰٓأَيُّهَا ٱلَّذِينَ
ءَامَنُواْ لَا تَتَّخِذُواْ ٱلۡكَٰفِرِينَ أَوۡلِيَآءَ مِن دُونِ ٱلۡمُؤۡمِنِينَۚ
أَتُرِيدُونَ أَن تَجۡعَلُواْ لِلَّهِ عَلَيۡكُمۡ سُلۡطَٰنٗا مُّبِينًا ١٤٤ إِنَّ
ٱلۡمُنَٰفِقِينَ فِي ٱلدَّرۡكِ ٱلۡأَسۡفَلِ مِنَ ٱلنَّارِ وَلَن تَجِدَ لَهُمۡ نَصِيرًا
١٤٥ إِلَّا ٱلَّذِينَ تَابُواْ وَأَصۡلَحُواْ وَٱعۡتَصَمُواْ بِٱللَّهِ وَأَخۡلَصُواْ
دِينَهُمۡ لِلَّهِ فَأُوْلَٰٓئِكَ مَعَ ٱلۡمُؤۡمِنِينَۖ وَسَوۡفَ يُؤۡتِ ٱللَّهُ
ٱلۡمُؤۡمِنِينَ أَجۡرًا عَظِيمٗا ١٤٦ مَّا يَفۡعَلُ ٱللَّهُ بِعَذَابِكُمۡ
إِن شَكَرۡتُمۡ وَءَامَنتُمۡۚ وَكَانَ ٱللَّهُ شَاكِرًا عَلِيمٗا ١٤٧



(141) Hipokritët rrinë duke pritur se çfarë do të ndodhë me ju. Nëse Allahu ju jep fitore dhe plaçkë lufte, ata ju thonë: "A nuk kemi qenë edhe ne me ju?!". Duan të përfitojnë prej plaçkës së luftës, fuqisë dhe autoritetit tuaj. E nëse fati do t'u përkiste femohuesve, ata u thonë: "A nuk u kujdesëm për punët tuaja, ju mbështetëm dhe ju mbrojtëm prej besimtarëve?!" Mirëpo Allahu ka për të gjykuar mes jush në Ditën e Gjykimit dhe do t'i shpërblejë besimtarët duke i futur në Xhenet, ndërsa hipokritët do t'i fusë në rrethin më të thellë të Zjarrit. Në atë Ditë Allahu nuk do t'u japë mohuesve argument kundër besimtarëve dhe përfundimi i mirë do të jetë për besimtarët që kanë vepruar sipas Sheriatit me besim të sinqertë.
(142) Vërtet, hipokritët mendojnë se, duke shfaqur Islamin e duke fshehur femohimin, po mashtrojnë Allahun! Por, në të vërtetë Ai po i mashtron ata, duke u dhënë siguri për jetën e tyre në këtë botë dhe duke ua përgatitur dënimin në Botën Tjetër. Kur hyn koha e namazit dhe besimtarët ngrihen për t'u falur, hipokritët çohen gjithë rëndesë e me përtaci, veç për t'u dukur para njerëzve, duke u dhënë atyre rëndësi. Ndërsa nuk kujdesen të jenë të sinqertë me Allahun dhe e përmendin Atë shumë pak, vetëm kur shohin besimtarët.
(143) Mbeten të lëkundur në mes palëve, as me njërën dhe as me tjetrën. E dijeni se atë që Allahu e çon në humbje, nuk ke për t'i gjetur rrugën drejtë të udhëzimit.
(144) O ju që keni besuar Allahun dhe ndiqni të Dërguarin e Tij, mos i bëni mohuesit e Allahut aleatë në vend të besimtarëve. A mos dëshironi që me këtë veprim t'i jepni Allahut argument kundër jush, që e tregon se e meritoni ndëshkimin?!
(145) Vërtet që hipokritëve Allahu do t'u përgatisë gropën të thellë të Zjarrit, Ditën e Gjykimit dhe atyre nuk do të mund t'u gjesh asnjë ndihmues, që mund t'ua largojë atyre dënimin.
(146) Bëjnë përjashtim ata që kthehen tek Allahu të penduar për hipokrizinë e tyre, e rregullojnë zemrën, i përmbahen besës me Allahun dhe i bëjnë veprat me sinqeritet vetëm Atë, pa kurrfarë syfaqësie. Kush i ka këto cilësi, do të jetë me besimtarët, si në këtë botë, ashtu edhe në botën tjetër. Me siguri, Allahu do t'u japë besimtarëve shpërblim madhështor.
(147) Allahu nuk ka ndonjë interes që t'ju ndëshkojë, nëse ju e falënderoni dhe e besoni Atë, sepse Ai është Bamirësi dhe i Mëshirshëm. Por Ai ju ndëshkon vetëm për shkak të gjynaheve tuaja. Kështu që, nëse ju i përmirësoni veprat, tregoheni mirënjohës për mirësitë e Allahut, i besoni Atij së jashtmi e së brendshmi, Ai nuk ka për t'ju dënuar, sepse është Mirënjohës ndaj atyre që ia njohin Atij mirësitë dhe i shpërblen ata shumëfish për këtë. Ai është i Gjithëdijshëm për besimin e robërve të Vet dhe secilin do ta shpërblejë për veprën e tij.

### Mësime nga ajetet:

- Shpjegimi i cilësive të hipokrithipokritëve, siç është fakti se ata interesohen vetëm për veten e tyre, qoftë kjo kur janë me besimtarët apo kur janë me jobesimtarët.
- Disa prej karakteristikave më kryesore të hipokritëve janë edhe: mëdyshja, dilema, lëkundshmëria, paqartësia, kështu që ata nuk mbajnë qëndrim as me besimtarët dhe as me mohuesit..
- Ndalimi rreptësisht i bërjes së jobesimtarëve miq në vend të besimtarëve.
- Gjëja më e rëndësishme nëpërmjet së cilës njeriu mund t'i shpëtojë dënimit të Allahut të Lartësuar në Botën Tjetër është besimi dhe vepra e mirë.